Sami
H.
Frashëri



# SHQIPËRIA

## ç'ka qënë, ç'është e ç'do të bëhetë?

*Mendime për shpëtimt të mëmëdheut nga reziket që e kanë rethuarë*

ALBANIANA 2015



Ndarja e trojeve shqiptare në vilajete
BOSNJA dhe HERCEGOVINA
SERBIA
MALI I ZI
Sjenica
Novi Pazar
Nish
Pirot
Leskovc
Mitrovicë
Beran
Pejë
Prishtinë
Vranjë
KOSOVË
Gjilan
Bujanovc
Preshevë
Podgoricë
PRIZREN
Kaçanik
SHKODËR
Tivar
SHKODËR
Tetovë
Shkup
Kratovë
Koçan
Ulqin
Lezhë
Velçë
Dibër
Krujë
Kërçovë
MAQEDONIA
Durrës
Tiranë
Prilep
Deti Adriatik
SHQIPËRIA
Ohër
MANASTIR
Gjevgjeli
Elbasan
MANASTIR
Berat
Follorinë
Korçë
Kostur
Vlorë
JANINË
Deti Egje
Gjirokastër
Konicë
Vilajetet
i Kosovës
i Shkodrës
i Manastirit
i Janinës
kufi vilajeti
kufi shtetëror
GREQIA
JANINË
Larisa
Tërhalla
Korkyra
Deti Jon
Arta
Preveza

Sami H. Frashëri

# SHQIPËRIA

## Ç'KA QENË, Ç'ËSHTË E Ç'DO TË BËHETË?

*Mendime për shpëtimt të mëmëdheut nga reziket që e kanë rethuarë*

*(Botuar të parën herë në Bukuresht më 1899)*

# Krye e parë

## Ç'KA QENË SHQIPËRIA



### 1. Pelasgëtë.

Shqipëri i thonë gjithë ati vëndi, tek rrinë Shqipëtarëtë. Shqipëtarëtë janë m'i vjetër' i kombeve t'Evropësë. Duketë që këta erdhë më parë se gjithë prej mezit t'Asisë n'Evropë; edhe këta prunë në këtë vënd ditjen e të bërit shtëpi me mur si edhe diturin' e të lëruarit, të mbjellit e të korrurit; se ata njerës, që gjendeshin më parë tyre n'Evropë, ishin t'egërë e roninë nëpër pyeje e nëpër shpella duke ushqyer me pemëra

t'egëra e me mish gjahu. P'andaj prindëritë tanë të vjetërë u quajtënë Arbënë, fjalë të cilën na Toskëtë, pas zakonit tënë që bëjmë *n* në *r*, e këthyemë në Arbënë, si e përdorim edhe sot. Do-me-thënë ky komp kaq' i vjetërë thuhëshë që m'atëherë Arbënë a Arban, do-me-thënë ata që punojnë arënë, që korrin e mbjellinë. Këtë fjalë Romakëtë e kanë këthyer më Alban duke thënë edhe vëndit të tyre Albania, si e thonë edhe sot Evropijanëtë. Greqt' e pastajmë na thanë Arvanit, duke këthyer prapë l-në në r; dhe nga kjo fjal' e Greqet Tyrqitë kanë bërë fjalënë Arnaut, si na quajn' edhe sot. Po na vetë fjalënë Arbërë e kemi përrrethuarë vetëm në një farë të kombit tënë, të cilën' e themi edhe Lap; edhe kombi i tërë ka marrë emërinë Shqipëtar e vëndi ynë Shqipëri, fjalë të bëra prej shqipesë, zogut të bekuarë të Hyjit, q'i falëshinë prindërit' e vjetërë tanë, edhe të cilit fytyrënë e kishimë edhe në flamurt. Po kjo fjalë dukëtë të mos jetë shum' e vjetërë a të mos ketë qënë që në kryet e përgjithçime, se vëllezëritë tanë, që rojnë jashtë Shqipërisë, n'Itali, në Greqi e gjetkë nuk' e dinë, po quhenë edhe sot Arbërë.

Me të vjetërtë prindërt tanë bota i quajnë Pelasgë, fjal' e mbeturë nga prindret tanë më të pastajmë, të cilëtë quaninë më të parët' e tyre Plak a Pleq. Sido të jetë, ky komp kaq' i vjetërë e kaq' i vjejturë për istorit ka qën' i shum' e i fortë e i përhapurë nëpër gjith' Evropët të Lindjesë. E tërë Sinisi' e Ballkanit edhe përtej Tuinësë, Ungria, Kroatia etj. si edhe Greqia e gjithë anët' e perëndimit t'Azisë së vogëlë, do-me-thënë t'Anatollit, ishinë vënd' i Pelasgëvet, Shqipëtarëvet të vjetërë. Ca nga këta pelasgë u hodhë përtej den' Adriatik, n'Itali; Etrusqitë, Llatinët e te tjerë kombe t'Italisë janë prej farës' së Pelasgëvet. Me pastaj erth një komp i vogëlë, q'i thoshmë Helen a Grek, e zu vënt në Greqi nëpër nisit të

Pellgut Egje e nëpër anët të detit rrotull, duke përzënë Pelasgëtë andej a duke përzierë me ta. Po edhe këta Helenë, q'erdhë n'ata vënde, ishinë prej një fare me Pelasgëtë, si edhe Shqehtë, Gjermanëtë, Gjelttë a Galëtë e të tjerë kombe t'ardhurë ng' Asia, të cilëtë thuhenë gjithë bashkë Arianë, fëmij' e madhe, që përpushton edhe Persëtë, Indianëtë e të tjerë kombe t'Asisë. Po Llatinëtë janë më t'afërë nga gjithë me na Shqipëtarëtë; p'andaj edhe gjuha jonë i ngjan shumë Llatinishtesë e gjuhëvet, që janë ndarë prej asaj, si italishtja, francishtja, etj.

Pelasgëtë kishmë një besë të bukur' e vjershëtore. Besoninë gjithë shënjat' e natyrësë e trupet' e qjellit; i falëshinë djellit, hënësë, yjevet të mbëdhenj, qjellit, revet, erësë, detit e të tjerave. Vetëtima, gjëmimi, rrufeja e gjithë shënjat' e natyrëst ishinë të shënjtëruara në syt të tyre. Zjarrë e kishinë në shumë nder e më ca vënde s'e shuaninë kurrë. As në qeverit as në besët nukë doninë një vetë, që bën ç'do, po u kish ënda këshillën' e kuvendin' e shumëve. Kjo besë, të cilënë Greqt' e Llatinëtë e xgjeruan' e e xbukuruanë më teprë, ësht' edhe sot n'Evropë e në gjithë botët të qytetuarë bes' e vjershëtarëve, të cilëtë në këtë gjejnë bukurin' e shijënë, q'u duhetë. Kjo besë, që i thuhetë mythologji, është bes' e të parëvet prindër tanë, Pelasgëvet.

Pelasgëtë, pas vëndevet që rrininë, ndahëshinë më shumë fara e fise, nga të cilëtë më të mbëdhenjt' e më 'të njohuritë janë: Ilyrianëtë a të Lirëtë (të Dlirëtë), Maqedonasitë, Thrakasitë (të Trashëtë), Prygasitë etj. Nga këta Ilyrianëtë ishinë në Shqipëri edhe në vëndet të veriut, që thuhenë sot Bosnjë, Erzegovinë, Mal-i-Zi, Kroati, Dalmati etj. gjer në fund t'Adriatikut e gjer përtej Savësë; Maqedonasit' e Thrakasitë rrininë në Maqedoni e

në Thrakë; Frygasitë ishinë n'Asi që nga anët e detit gjer ne lumi Alis, që thuhetë sot Këzëll-Irmak. Thuhetë që Ilyrianëtë ishinë shumë t'afërë me Maqedonasit e Thrakasitë me Frygasitë; po të tërë ishinë një komp edhe kupëtoninë gjuhën' e njëri-jatërit.

Gjer në kohët të Romanëvet gjithë këta kombe Pelasgë ishinë të gjallë e të tërë. Maqedonasitë që për së vjetëri kishinë një mbretëri mjaft të fortë e cila në kohët të Filipit u rit e u shtua shumë; edhe i bir' i këti, Aleksandri i Math, vuri në dorë më të shumën' e botës, që dihësh atëhere, Greqinë, Thrakënë, Asin' e Vogël, Persinë, Indinë, Egjyptënë etj., po jo Ilyrinë e Epirrë, do-me-thënë Shqipërin' e sotme. Pas vdekjes s'Aleksandrit Maqedonasitë bënë disa mbretëri n'Asi, n'Egjyptë e n'Evropë; po duk me mos qënë të bashkuarë, duke ndarë në shumë dega e duke ngrën' e duke vrarë në mesit të tyre, s'qëndruanë dot shumë kohë; pas pakë kohe u poshtuanë nënë Romanëtë, të cilëtë duallë me një forcë të madhe e zunë gjithë vëndet' e Maqedonaset edhe Maqedoninë vetë.

Romanëtë u dhanë funt Prygaset e Thrakaset, të cilëtë humpnë e u shuanë duke lëftuarë, e duke përzjerë me disa kombe, q'u futnë në mes të tyre. Në Maqedoni diç mbahëshinë po fort të përzjerë. Kur në të gjashtët shekull të Krishtit Bullgarëtë, komp tatar edhe Sërbët' e Kroatëtë, kombe shqeh, hynë në Sinisit të Ballkanit si mizëri edhe mbuluan' edhe më të shumën' e Maqedonisë, duke nxjerë Pelasgëtë andej e duke përzjerë me ta. Kështu humpnë Maqedonasitë, Thrakasitë, Frygasitë e të tjera fara të Pelasgëvet, përveç Ilyrianëvet, të cilëtë janë drejt prindëret tanë.



## II. Ilyrianëtë e Epirotëtë.

Ilyri e vjetër nukë pushtonte të tërë Shqipërinë, se nukë unjësh më poshtë Vijosësë nga juga; po nga veriu ish shumë m'e madhe, se, sindëkur thamë, xgjatëshë gjer në Savë e gjer në funt t'Adriatikut duke përpushtuar' edhe Bosnjën' e të tjerë vënde. Që nga Vijosa e gjer në mëngët t'Ambraqisë (t'Artësë) cop' e jugës së Toskëris së sotme quhesh Epir (Ipërë, Hipërë a Sipërë) fjalë shqip, me të cilënë e përmëntninë vëndësit e anës së detit së poshtërmi, edhe të cilënë Greqtë, që qasëshinë atje për tregëri, e dëgjuanë nga këta. Mbretëri' e Ilyrisë ish veçan, e Epirit veçan. Po Ilyrianëtë si edhe Epirotëtë nukë ishinë fare t'unjurë e të poshtuarë nënë këto mbretëri; ishinë të përndarë në shumë fara a fise, nga të cilëtë sicildo qeverisësh prej këshillës së parësisë e të pleqet të tyre. Këto këshilla quhëshinë Plakoni a Pleqësi.

Nga këto dy mbretëri, të cilatë, istorija na thotë, që kishinë mjaft qytetëri, duallë disa mbretër të fortë e të ndrituarë si Pyrrua a Burri, mbret' i Epirit, që mundi Romanëtë e morri Greqinë, e si Tevta, mbretërsh' e Ilyrisë e Gjençoja, bir' i saj, që qëndruanë kaqë kohë burrërisht kuntrë Romanëvet.

Pas të thënit të shkronjëtorëvet të Greqisë së vjetërë, Ilyrianëtë, si edhe Epirotëtë, të cilëtë s'ndryshonin nga ata me nonjë farë mëndyre, roninë e ishinë si Shqipëtarët' e sotmë, pa nonjë ndryshim; edlhe flisninë gjuhënë, që flasimë na sot.



## III. Shqiptarët nën romanët

Ilyrianët e Epirotëtë si qëndruanë shumë kohë kuntrë Romanëvet, më në funt forc' e madhe e këtyre e shumica i mundi, si edhe kaqë kombe të tjerë që kishinë poshtuarë këta. Epiri atëhere ish i bashkuarë me Maqedoninë e, me të qënë q'u mbajtnë shumë kohë e i vranë shumë ushtëri Paul Emilit, kreit të ushtërisë së Romanëvet, ky njeri i egërë e zëmrëgur dolli e prishi tetëdhetë qytete në Toskëri e shpuri kaqë mijë skllef në Romë!

Kështu humbi dliri' e Ilyrianëvet e Epirotëvet, edhe këta vënde, do-me-thënë Shqipëria, hynë nënë urdhërit të

Romanëvet. Po Shqipëtarëtë, sado q'u muntn' e u vranë, nuk u poshtuanë e s'u bënë robër. Ishinë prapë e gjithënjë zotërinj në vëndit të tyre e Romanëtë s'kishinë përveç se emënin' e zotëris së vëndit. Për të pasurë pakë fuqi në Shqipëri, kishinë sjellë disa kolonja Romanësh e i kishinë vëndosurë nëpër vënde të fortë të Shqipërisë. Far' e këtyre kolonjave janë Vllehtë a Xinxarëtë, që gjendenë edhe sot në vëndit tënë. Edhe udhën' e gjatë, që kishinë godituré që nga Durrësi gjer në Salonik për të shpënë ushtëritë e për tregëri e të cilënë e quaninë Ignatius nga fjala shqip e gjatë, mezi e ruaninë. Në vëndit të mbretërivet t'Ilyrisë e t'Epirit ish mbretëri' e Romanëvet, po Shqipëtarëtë qeverisëshinë prapë prej parësis' e prej pleqësisë së tyre si gjithë jetënë.

Kështu qe Shqipëria e kështu roninë Shqipëtarëtë nënë Romanëtë. Kur u nda mbretëri' e Romanëvet më dy, Shqipëria i ra mbretërisë së lindjesë, që kish qëndrënë në Konsitantinopojë. Edhe nënë mbretëret të Konstantinopojësë Shqipëtarëtë ishinë, po thua, të dëlirë e qeverisëshinë në mest të tyre; ishinë zotërinj në vënt të tyre e jo robër. N'ato kohëra hyni edhe Krishtërimi në Shqipëri e më pakë kohë gjithë Shqipëtarëtë u bënë të krishterë, po pa ndruarë vetiat' e zakonet' e vjetëra të tyre.

Duke dobëtuarë Mbretëri' e Konstantinopojësë shtohësh fuqi' e dliri' e Shqiptarëvet. Po më të shtatët shekull të Krishtit mizëri Shqehsh e Bulgarësh u sulë prej veriut e prej lindjesë e hynë me hir e me pahir në dhet të Byzantinjet. Nga këta Sërbëtë mbushnë vëndet e veriut të Ilyrisë, do-me-thënë Bosnjënë, Herzegovinënë, Dalmatinë, Mal' e Zi e Sërbinë, edhe Bulgarëtë përzjerë me Shqeh zunë Maqedoninë. Shqipëtarët' e Maqedonisë u hoqnë n'anët të veriut e të perëndimit në malet të

Shqipërisë; ata të Ilyrisë së sipërme nukë para iknë nga vënd' i tyre, po u përzjenë me aqë shumë Shqeh, sa humpnë gjuhën' e tyre e zunë të flasinë sërbisht. P'andaj mundimë të themi se Bosnjakëtë, Herzegovinasitë, Dalmatëtë e Mal-Zestë janë më tepërë Shqipëtarë se me Shqeh' kanë shumë gjak Shqipëtari në rëmbat të tyre; shtati, fytyra, zakonetë, këngët' e vallet' e tyre e çdo gjë i afron më shumë me Shqipëtarë se me Shqeht' e tjerë, të cilëtë s'kanë atë shtat e atë fytyrë.

Po me të qënë që sot flasinë sërbisht, quhenë Shqeh e jo Shqipëtarë; se gjuha ësht, e para shënj e të çquarit të kombevet.

Pra, me këtë mëndyrë u nda gjymës' e Ilyrisë edhe gjymës' e Maqedonisë nga Shqipëria e u bënë Shqehëri; edhe Shqipëria mbet një vënt i vogëlë, që pushton gjymësën' e jugës s'Ilyrisë, gjymësën ( anën' e veriut e të perëndimit) e Maqedonisë edhe gjithë Epirë.

Pra, me këtë mëndyrë u nda gjymës' e Ilyrisë edhe gjymës' e Maqedonisë nga Shqipëria e u bënë Shqehëri; edhe Shqipëria mbet një vënt i vogëlë, që pushton gjymësën' e jugës s'Ilyrisë, gjymësënë (anën' e veriut e të perëndimit) e Maqedonisë edhe gjithë Epirë.

Në kohët të Romanëvet e të Byzantinjet u lan' e u haruanë emënatë Ilyri, Maqedoni e Epir edhe Shqipëria, që mbet, si thamë, zu të quhësh në botët Albania, prej emërit shqip Arbëni. Q'atë her' e tëhu Shqipëria s'ka ndruarë kufi, ësht' edhe sot ajo, përveç pakë vënde q'i dhanë Serbis' e Malit të Zi pas kuvëndit të Berlinit, si Vranja, Leskovaçi, Kurshunlia, Ulqini etj. Nga të shumët' e këtyre vëndeve Shqipëtarëtë bënë faj të madh t'iknë e lanë vendin' e tyre për jetë Shqehet, përveç Ulqinit që ka

qën' edhe është gjithë jetënë Shqipëri edhe që pandryshim do të kthehetë një ditë e të bashkohetë me Shqipërinë.



## IV. Mbretërit' e vogëla të Shqipërisë.

Në kohërat të fundit të Byzantinjet, kur këta ishinë dëbuarë e s'u kish mbeturë fuqi as për të qeverisurë vëndetë, as për të qëndruarë kuntrë armiqet, atëhere, si më çdo vënt, edhe në Shqipëri ishinë çpikurë disa mbretëri edhe shumë vënde të Shqipërisie mb'anë detit i kish zënë gjidhurthërim' i Venetikut. Nga mbretëret' e vegjëlë, q'ishinë çpikurë atëhere në Shqipëri, ca ishinë fjesht Shqipëtarë e ca të huaj po të shqipëtaruarë. Nga të parëtë ish edhe fëmij' e Kastriotit, nga e cila dolli ndjesëmadhi Skënderbeu, në Krujë, fëmij' e Topjesë

n'Artë etj; nga të dytatë ishinë fëmij' e Dukagjinit në malësi të Shkodrësë, fëmij' e Muzakësë në Myzeqe, etj.

Kështu qe ndarë Shqipëria në shumë copa, të cilatë s'mundimë t'i nëmërojmë të tëra mbretërirëra; më të mëdhatë munt të quhenë kështu, të vogëlatë ishinë kryesi e bojarëri, të cilatë nga dobëti' e mbretërisë kishinë mbeturë më vetëhe e pa urdhërim. Në mest të këtyre copërave edhe ndarjet' e grindat e luftat e përbrëndëshme s'hiqëshinë kurrë.

Kur duallë Tyrqitë e u hodhë ng' Asia n'Evropë duke marrë vëndet e Sinisë së Balkanit njërën pas jatrit, Shqipëria qe e ndar' e e përçarë në këtë mëndyrë. Tyrqitë zun' e po i muntninë një nga një këta zotërinj, q'urdhëroninë Shqipërinë; e ca i përzininë fare nga vënd' i tyre, ca i lininë, si i poshtonin' e pastaj. Një nga ata q'u poshtuanë kështu, qe edhe Jan Kastrioti, i at' i Skënderbeut, i cili u shtrëngua t'i apë Sulltan Muratit penk të katrë djemt' e ti të dashurë, m'i vogël' i të cilëve qe Gjergj Kastrioti, që thuhetë Skënderbeg.



# V. Shqipëria në kohët të Skënderbeut.

Skënderbeu, kujt istoria s'i tregon nonjë shok a shëmbëllë në trimërit, më diturit të luftës, në forcët si edhe në ditjet, në mendimt të drejtë, në njerëzit, n'ëmbëlsit të zëmrësë e në madhërit të shpirtit, Skënderbeu q'i pat dhënë edhe do t'i apë gjithë jetënë nder Shqipërisë, ky burr i pashoktë ish foshnjë, kur ra ndër duart të Tyrqet, e u rit në pallat të Sulltanit; që pa mbirë qime në faqet të ti tregonte trimërira e bënte punëra n'ushtëri të Tyrqet, që çuditësh gjithë bota; kudo që vinte, muntte e njeri s'i qëndronte dot kundrejt.

Kur u këthye Skënderbeu nga Syria, tek kish vajturë të lëftonte për Tyrqit, dëgjoi nga goj' e Sulltani't vetë q'i ati kish vdekur; po duk me qënë që pas kuvëndit e pas besësë,

që kish lidhur i ati me Sulltanë, duhesh që një nga të bijtë të vinte në Krojë për të ndënjturë në front të t'et, Skënderbeu bashkë me vdekjen e t'et mësoi edhe vdekjen e të tre vëllezëret të ti, të cilëtë s'muntninë të vdisninë nga Perëndia, kështu të tre për një herë. Trimi shqipëtar nuk' ish aq' i pamënt, sa të mos marrë vesh se ç'i gjet të mjerëtë të vëllezrë edhe që ajo do ta gjente edhe atë vetë. Edhe vërtet q'atë datë zuri i zot' i ti ta nxirte në lufta e në mundje të rrepta e të rezikta që të vritësh, se, ta vriste në shesh, kish frikë nga ushtarët tyrq, të cilëtë e donin shumë Skënderbenë për trimërit e për zemrëmirësit të ti.




P'andaj Skënderbeu priste një kohë që të muntte t'ikënj' e të vejë në Shqipëri, për të shpëtuarë edhe vetëhen' e ti edhe mëmëdhenë, për të cilën' i digjësh zëmra. Kohënë, që kërkonte e gjeti pa priturë shumë; edhe vate në Krujë, përzuri Tyrqitë andej edhe ndenjti në front të t'et. Gjime zotërinjt' e të parët' e Shqipërisë u mbluadhë në Krujë, lithnë fjal' e kuvënt e dhanë besë të përpiqenë e të vdesinë për shpëtimt të mëmëdheut, duke njohurë të gjithë për krye e mbret të tyre Skënderbenë.

Kështu për së pari herë Shqipëria u mbluath në një mbretëri me një mbret trim e të zonë si Skënderbenë. Tyrqit në çast çuanë ushtërira të mbëdha për të marrë prapë Shqipërinë; po Skënderbeu me Shqipëtarëtë u qëndronte kundrejt burrërisht e me pakë shokë hidhësh si petriti mi mijëra Tyrqsh e copëtonte ushtëri të tëra të Sulltan Muradit e Mehmedit, duke shtënë frikën' e tëmerrë në zëmrat të Tyrqet.

Dyzet e kaqë vjet qëndroi kështu Skënderbeu me Shqipëtarëtë duke vrar' e duke handakosurë armikëtë; e mbajti Shqipërinë të pamundur' e të paposhtuarë. Gjithë pushtetat' e Evropës, q'ishinë atëhere, kishinë shpresë ne Skënderbeu e prisninë shpëtimin' e Evropësë nga Shqipëtarëtë. Po ata nuk kishinë trima e burra si Skënderbeu, as kishinë besën' e Shqiptarëvet. Shumë herë Ungrëtë (Maxharëtë) e Papa e futninë Skënderbenë në zjart, pastaj hiqëshinë e e lininë vetëm, duke vështuarë së largu. Me gjithë këtë Skënderbeu qëndroi e duroi; edhe Shqipëria në gjalljet të këti burri e ruajti dlirin' e saj me nder. Por me të vdekurit të Skënderbeut Shqipëria ra ndër duart të Tyrqet.



# VI. Shqipëria nënë Turqitë.

Pas Skënderbeut e pas kohës së këti burri, e cila, sado që shkoi e tërë me luftëra e me gjak, është m'e bukur' e m'e bekuar' e gjithë kohëravet për vëndinë tënë, se vetëm atehere u mbloth i tërë kombi më një qeveri të dlirë e iu dëgjua emëni në gjithë botët me nder të math nga të qëndruarit kundrejt Tyrqet, të cilëvet atëhere mbretëri të mbëdha s'u qëndronin dot; pas kohës së këti burri të ndjerë, themi, Shqipëria u bë një copë e mbretërisë së Tyrqisë.

Shqipëtarëtë, njerës trima e luftëtarë, kanë pasurë gjithë jetënë dëshirë të madhe për luftë e luftën' e kanë quajturë një pun' e një fitim për vetëhe të tyre. Vininë nëpër gjith' anët t'Evropësë me armë në dorë e bëninë të fitonj' ay q'i merninë anënë. Pas këti zakoni të vjetërë të tyre ishinë hedhurë edhe Asi e kishin hyrë në shërbim të Tyrqet duke ndihurë këtyre me armë e me trimëri. Bajazid Pasha, burë trim e me besë të fortë, që nxori Çelepi Sulltan Mehmednë nga mez' i ushtërisë së Tamerlanit (Timur-Lengjit) e e shpëtoi nga mijëra rezike

duke vënë vetëhen’ e ti në rezik të math e duke marr’ atë shumë herë më krahë e duke lypurë; ky Bajazid-Pasha, që shpëtoi jetën’ e ati Sulltani, pa të cilënë mbretëri’ e Tyrqet e fëmij’ e Osmanit ishinë të shuara e të humbura për jetë, ky ishte Shqipëtar, si edhe shumë të tjerë pashanj e të mbëdhenj njerës, që kanë treguar trimëri të mëdha e shërbime të rënda n’ushtërit të Tyrqet shumë kohë më parë se të merretë Shqipëria prej Tyrqet.

Kështu Shqipëtarëtë kishinë zënë të marrënë besën’ e Tyrqet e të bëhenë myslimanë që pa rënë Shqipëria në duart të Tyrqet. Po si u bënë këta zotërinjt’ e Shqipërisë, këthyerj’ e besës u shtua shumë më tepër edhe më itë gjith’ anët të Shqipërisë zunë të marrënë besën' e mundëset, duke thënë tek është kordha, është besa! Shqipëtarët kanë këtë vetië që rëndonenë çpejt nga një besë e duanë gjithnjë ta ndërojnë; si pan’ edhe që Tyrqitë s’u bëjnë nder atyre që s’janë në besët të tyre, s’përtuanë për të marr’ atë besë. Po edhe ata që mbenë të krishtenë, nuk’ u poshtuanë e të bëhenë raje si kombet’ e tjerë, po mbajtënë armëtë e nder’ e tyre edhe vininë edhe këta në luftë e lëftonin bashkë me vëllezërit’ e tyre myslimanë kuntrë armikëvet të Tyrqisë.

Puna, që donte mbretëri’ e Tyrqisë u erth mbarë pas vetiës së tyre. Luftëratë paprera, lodëra e vrape me kuaj, rrëmbime, vrasje, presje e të tjera të këtilla gjërëra, që doninë Turqitë, këto ishinë punërat’ e dashura edhe të Shqipëtarëvet. Tyrqitë gjetnë më Shqipëtarëtë një shok të luftësë të fortë e të besësë, edhe Shqipëtarëtë gjetnë në Tyrqit një zot, q’u hapte përpara një shesh të gjër’ e të çpenguarë për të bërë gjith’ ato q’u donte zëmra.

Shqipëria në kohët e Tyrqet u bë m'e pasurë e m'e begatë se kurdo; se Shqipëtarëtë sulëshinë bashkë me Tyrqitë nëpër gjith' anët të botës edhe këthehëshinë ngarkuarë me ar e me ergjënt, me armë të vjejtura e me kuaj të bukurë t'Arabisë, t'Egjyptësë, të Qyrdistamit, t'Ungrisë etj. Me të qënë më trima e më të zottë se Tyrqitë, shkoninë edhe nëpër më të mëdhenjt e më të nderçimit vënde e kishinë më teprë nder se ata vetë Tyrqitë. Vetëm sadrazemë, do-me-thënë Vezirë të mbëdhenj, janë bërë afro 25 Shqipëtarë edhe më të mirët' e më të dëgjuarit' e atyre që kanë ndënjturë në këtë vënt, janë Shqipëtarë.

Pa le në Shqipëri që s'vinte kurr' i huaj. Gjith' ata që qeverisninë Shqipërinë, të vegjël' e të mbëdhenj, ishinë të gjithë e gjithnjë Shqipëtarë. Mundimë të themi se Shqipëria qeverisësh më vetëhe prej Shqipëtarësh e me zakonet të saj. S'ish poshtuar as pakë nënë Tyrqet e s'paguante gjë përveç gjaknë, që derthte në luftë edhe i cili i paguhësh e çpërblehësh fort shtrenjt.

Kjo është ngaja që kanë lidhurë Shqipëtarëtë me Tyrqit. Shqipëtarëtë gjeninë ne Tyrqit atë që doninë: gjë, nder, armë, kuaj, rrëmbime sa të donin edhe dliri sa u duhësh; edhe Tyrqitë gjenin ne Shqiptarët atë që doninë: trimëri, besë e gjak të derdhurë pa kurcim.

Kështu qenë punëratë gjer në kohët të tenzimatit; do të shohëmë më poshtë se qysh u ndruanë q'atëher' e tëhu.



# VII. Kombëri’ e gjuh’ e Shqipëtarëvet.

Shqipëtarëtë flasinë një nga më të vjetërat’ e më të bukuratë gjuhë të dheut. Gjuhëratë, që kanë qënë shoqet’ e motërat’ e Shqipesë, kanë mijëra vjet qo kanë humburë e s’flitenë në nonjë vënt të dheut; po në vëndit t’atyre përdorenë mbesat’ e stërmbesat’ e tyre. Shqipja është shoqe me greqishten’ e vjetër me Llatinishtenë, me Sanskrishtenë, gjuhën’ e Indis’ së vjetërë, me Zendishtenë, gjuhën’ e Persisë së vjetërë, me Qeltishtenë,

me Tevtonishtenë etj. Po këto gjuhëra, që nëmëruamë, nga të cilatë ca kanë qënë motra të vogla të Shqipesë e shumë më të ra se ajo, këto gjuhëra, them, kanë mijë a mijëra vjet që nukë po flitenë më e s’rojnë përveçse më faqet të oa livrave të vjetëra. Ato quhenë gjuhëra të vdekura e shqipja, gjuha jonë, q’është m’e vjetërë nga ato, ësht’e gjallë e flitetë edhe sot si në kohët të Pelasgëvet.

Pa ndryshim Pelasgëtë janë m’i vjetr’ i kombevet arianë t’Evropësë. Kemi shumë shënja e shumë dëftime, të cilatë dëftejnë, faqeza që ata Pelasgë, që na dukenë si përallë nga vjetëri’ e tepër’ e tyre, kanë folurë këttë gjuhë, që flasimë na sot. Emërat’ e perëndivet, q’u falëshinë Pelasgëtë e prej të cilëvet i ka marrë mythologji e Grekëret e e Roomanëvet edhe shumë fjalë të tjera, që na ka ruajturë istoria e emëna vendeve etj, dukenë që janë fjalë fjeshtë shqip ëdhe na tregojnë që Pelasgëtë kanë folurë kaqë mijë vjet më parë këtë gjuhë, që flasim me sot, pothua pa ndryshim a me aqë pakë ndryshim, sa të muntte të delte sot një Pelasg, do të muntnimë të flasimë me të si flet një Gegë me një Toskë a një Çam me një Gorar.

Shkronjëtor’ e gjuhësë shqip, të përkëthyerët’ e fjalëvet n’aqë fytyrëra, hollësi e nyjevet, e përemënavet e të tjera bukuri, që s’i ka nonjë nga gjuhët’ e sotme e të cilatë edhe gjuhët’ e vjetëra s’i kanë kaqë të mbaruara e të tepra, gjithë këto gjërëra e rrëfejnë që shqipja është një gjuhë fort e vjetërë, e mbeturë që nga kohërat’ e qëmoçime e të përallta e e ruajturë sindëkur qe, pa prishur’ e pa ndryshuarë.

Shënj’ e kombërisë është gjuha; çdo komp mbahetë me gjuhët; ata njerës, që harojnë a lënë gjuhën’ e tyre e flasinë një 'tjatrë gjuhë, më kohë bëhenë njerëzit’ e ati

kombi q’i flasinë gjuhënë e dalinë nga kombëri’ e tyre. Kaqë kombe, që janë shuarë, mos pandehni se vdiqn’ a u vranë të tërë; jo kurrë; po u përzienë me të tjerë kombe, muarrë gjuhën’ e atyre, edhe u bënë nga ata pa të çquarë.

Kështu janë shuarë Maqedonasitë, Thrakasitë, Frygasitë. Ilyrianët’ e sipërmë e kaqë gjindje të tjerë, q’ishimë Pelasgë, do-me-thënë Shqipëtarë si na, e që sot s’janë, se u shuan’ e u haruanë duke humburë gjuhën’ e tyre. Por Shqipëtarët’ e atyre vëndeve, që quhenë sot Shqipëri, e kanë ruajturë fort mirë gjuhën’ e tyre; e kështu flitetë edhe sot n’atë copëzë vënt gjuh’ e vjetërë e Pelasgëvet të përallavet.

Qysh e kanë ruajturë dot Shqipëtarëtë gjuhën’ e tyre të tër’ e të paprishurë nëpër mest të kaqë kohërave t’egëra? Qysh gjuha shqip s’është prishur’ e ndryshuarë, duk me mos pasurë shkronja e livra e duk me mos shkruar’ e kënduarë nëpër shkolla, kur gjuhëra të shkruara e të ndërtuara me kujdes të math janë prishur’ e ndryshuarë aqë sa të quhenë gjuhëra të tjera? Përgjigj’ e këtyre pytjeve është fort e lehtë: Shqipëtarëtë e kanë mbajturë gjuhën’ e kombërin’ e tyre jo me shkronja as me dituri, as me qytetëri, po vetëm me dliri, me të qënë gjithënjë vetëm e më vetëhe, me të mos përzjerë me të tjerë e me të mos kallurë të huaj në vëndit të tyre. Të qëndruarëtë larg nga gjithë bota, nga dituritë, nga qytetëria, nga tregëria, me një fjalë, të rojturitë si të egërë nëpër malet u ka ruajturë e shpëtuarë Shqipëtarëvet gjuhën’ e kombërinë.

Qysh Shqipëtarëtë nuk janë menduarë kurrë të shkruajn’ e të këndojnë gjuhën’ e tyre? Kjo është një çudi e madhe. Nukë themi për ato fara e fise të vogëla e të

përndara të Pelasgëvet e t'Ilyrianëvet të vjetërë, se ata, duke rojturë si t'egërë nëpër malet, nuk shihninë nonjë nevojë për këtë, s'u vinte ndër mënt kurrë një gjë e këtillë. Po Maqedonasitë, që kishinë një mbretëri të godituarë, si edhe mbretëri' e Pyrros n'Epir e Tevtësë n'Ilyri, qysh nukë panë nevojë të shkruajnë në gjuhët të tyre? Filippi, që përpiqësh të ritte Maqedonin' e të pushtonte Greqinë, qysh nukë desh të bënte edhe gjuhën' e ti të shkruarë si greqishtenë? Aleksandri, të themi, s'pat kohë, e po Ptolemenjtë, që gjuanë diturit' e gjuhën' e Greqet n'Aleksandritë, qysh nuk' u menduanë edhe një herë për gjuhën' e tyre, t'i bëninë një palë shkronja, duke me qenë që shihninë gjithë kombet' e Asis' e t'Egjyptësë, që shkruaninë sicilido gjuhën' e ti? Romanëtë mësonin' edhe ata gjuhënë greqisht edhe filosofin' e gjithë dituritë i këndoninë në këtë gjuhë, po kishinë bërë edhe shkronja në gjuhët të tyre, Llatinishtet, edhe shumë gjërëra i shkruanin' e i këndoninë në këtë gjuhë.

Doktor Hani, i madhi filolog Alëman, që ka shkruarë shumë të vërteta për Shqipërinë, ka gjeturë më nj'anët të Shqipërisë një gur të shkruarë shqip me ca shkronja, të cilatë u ngjajnë shumë shkronjave finiqishte edhe dukenë të mara prej atyre, pa qën' ato vetë. Po këto shkronja s'janë parë gjetkë, as dihetë të kenë qënë të përdorura në Shqipëri. Ca varre e të tjerë gurë të shkruarë me shkronja greqishite n'Asi itë Vogël afr' Angorësë edhe ca të tjerë shkruarë me shkronja Llatinishte n'Etruriё t'Italisë e të cilavet gjuha s'është as greqisht as llatinisht, duketë të jenë shkruatrë më gjuhë shqip prej Frygaset e Etruskëvet të vjetërë, të cilëtë ishin Pelasgë, do-me-thënë Shqipëitarë. Po edhe këto janë gjë të paka e të vetëme. Merretë vesh që Shqipëtarëtë që moti kanë shkruarëhierë

herë në gjuhët të tyre me ato shkronja, që dininë, sindëkur edhe tani pastaj që shkruaninë ca me shkronja arabishte, ca me greqishte e ca me llatinishte. Këto janë gjërëra të paka e Shqipëtarëtë s'janë menduarë kurrë të goditinënjë palë shkronja për të shkruarë gjuhën' e tyre: edhe shqipja kish mbetur gjer në kohët tënë gjuhë e pashkruarë.



## VIII. Shqipëtarëtë gjithënjë për botën e kurr për vetëhe.

Sikundër thamë më siprë, Shqipëtarëtë gjithmonë janë vrar' e përpjekurë e kanë cpërkaturë të tërë faqen' e dheut me gjak të tyre; po nga gjaku i Shqipëtarëvet të tjerë kanë fituarë, Shqipëria s'ka parë nonjë të mirë. Shumë Shqipëtarë janë çquarë e kanë treguarë vetëhenë në dituri e në të tjera gjërëra: po me këta të tjerë mburenë e jo Shqipëtarët' e Shqipëria.

Me Pyrron' e me Aleksandrdnë mburenë Grekëritë e i quajnë Grekër. Maqedonasitë, që me trimërit të tyre muarrë gjithë botënë në pakë kohë, nuk' i suallë nonjë të mirë Shqipënisë, po Grekëritë, q'ishinë armikët' e tyre, u ranë pas e i rrethuanë, edhe këta fituanë nga gjaku, që derdhë ata. Se Maqedonasitë përndanë nëpër gjithë vëndet, që muarrë, gjuhën' e qytetërin' e Greket e jo të

tyrenë, q'ish shqipja. E shum' e botësë edhe sot Maqedonasitë i zënë për Grekër. Vërtet, të mos ishinë Maqedonasitë gjuha e Greqet e qytetëri' e tyre do të mos kish marrë dot kurrë këtë bujë, që ka sot, edhe mbase do të kish humbur' e t'ish haruar fare; se shkoll' e Aleksandrisë edhe të dituritë, q'arrinë n' Egjyptë në kohët të Ptolemenjet, e bënë gjuhën' e qytetërin' e Greqet të përndahetë e të dëgjohetë më gjitha' anët të dheut. Ptolomenjitë, q'ishin fjeshtë Shqipëtarë nga Çamëria, e gjithë Maqedonasitë lanë gjuhën' e tyre, shqipenë, më nj'anë të haruarë e të paditurë e vunë përpara greqishtenë, gjuhën' e Dhimosthenit, që ka folurë aqë kuntrë Maqedonaset.

Pas Grekëvet erdhë Romanëtë; edhe këta fituanë shumë nga Shqipëtarëtë: trimëri' e Shqipëtarëvet e mendj' e tyre shërbente mburjen' e Romanëvet e jo të tyrenë. Shumë njerës trima e të ditur kan' arriturë edhe në kohët të këtyre në meset të Shqipëtarëvet, po bota i ka njohurë si Romanë e jo si Shqipëtarë.

Pas Romanëvet u erth radha Tyrqet. Shqipëtarëtë, duke përzjerë me Tyrqitë, kanë marrë anë në gjithë luftërat, që bëninë e që fitoninë këta kuntrë gjithë botësë; edhe më të madhe në trimëri e më të miratë punëra i bëmimë Shqiptarëtë, po emënimë e kishinë Tyrqitë, edhe gjithë bota i dinte Tyrq e njeri s'i njihte si Shqipëtarë. Më të mbëdhemjt' e më të mirët' e Vezirëvet të Tyrqisë ishin Shqipëtarë, si Sinan-Pasha që ka marrë Jemenë e ka shpënë fjamurin' e Tyrqisë gjer në detet t'Indisë, si Qyprilinjtë q'e kanë shpëtuarë mbretërin' e Tyrqisë nga një rrezik të math e e forcuanë aqë këtë mbretëri, sa van' e rrethuanë Vjenënë. Edhe shumë të tjerë njerës të

mbëdhenj e burra trima kan' ardhurë, prej të cilëve Tyrqia ka fituarë shumë, po Shqipëria aspakë.

Në kohërat të pastajme Shqipëtarëtë myslimanë kanë punuarë e janë vrarë për Tyrqitë e Shqipëtarëtë e krishtenë për Grektë, për këta dy kombe, të cilëtë, as njëri as tjatri s'ua dinë të mirënë e ja u çpërblejnë me të keqe duke përpjekurë për humbjen' e kombit shqipëtar. Boçari, Xhjavella, Miauli e të tjerë, më të shumët' e trimavet, që janë përpjekur për ngjalljen' e për dlirin' e Greqisë, kanë qënë fjeshtë Shqipëtarë e jo fare Grek; po nga trimëri' e tyre ka fituarë shumë Greqia e jo fare Shqipëria. Në syt të botësë lëftoninë Greqtë me Tyrqitë, po në të vërtetë lëftoninë Shqipëtarët' e krishtenë me Shqipëtarëtë myslimanë. Kur muntnin' ata, fitonte Greqia; kur muntninë këta, fitonte Tyrqia; po gjaku, që derdhesh nga të dy anëtë, ish gjak Shqipëtari. Shqipëtarëtë vritenë vëlla me vëlla, të tjerë fitojnë. Shqipëtari e ka derdhurë gjithnjë gjaknë pa kurcim, po e ka derdhurë kot; kurrë Shqipëria s'ka fituarë nga gjaku i Shqipëtarëvet: gjithënjë të huaj edhe armikë të Shqipërisë kanë fituarë nga ay gjak i vjejturë e i derdhurë pa mendim!

Jo vetëm me kordhë e me gjak, po edhe me pëndë e me mënt Shqipëtarëtë kanë shërbëtuarë gjithënjë të huajtë. Me të mos shkruarë gjuhën' e tyre, janë shtrënguarë të shkruajnë greqisht, llatinisht, shqahisht, tyrqisht a arabisht; edhe me emënit të tyre mburenë të zott e këtyre gjuhëve e Shqipëtarëtë pandehenë t'egër' e të padituarë, gjith' i qeshinë duke thënë se ja u ka ngrënë buallica livrën' e tyre. Po Aristoteli, m'i madh' i filosofëve të Greqisë së vjetërë, ishte maqedonas, do-me-thënë Shqipëtar e jo grek. Vërtet në Stagjyrë, tek ka lindurë, ishinë edhe ca Greq t'ardhurë, po fytyr' e Aristotelit, që

shohimë n'agalmët të ti edhe gjuha greqisht, q'e ka shkruarë të përtuarë e jo aqë të drejtë si edhe miqësia, që kish me Filipinë, anëmikn' e Greqet, e të tjera shënja tregojnë se ky filosof i math nukë ish lindurë prej nonjëj nga Greqtë, që kishin' ardhurë në Stagjyrë, po prej një stagjyraku vëndës e ish maqedonas, do-me-thënë Shqipëtar i fjeshtë.

Në kohët të Tyrqet kan' ardhurë shumë Shqipëtarë të diturë, që kanë shkruarë livra e vjersha tyrqisht a arabisht. Vetëm vjershëtarëtë shqipëtarë, që kanë shkruarë vjersha tyrqisht janë aqë të shumtë, sa emënat' e tyre munt të mbushinë një livrë të tërë. Jahja-Beu, q'është një nga më të mbëdhenjt' e nga më të dëgjuarëtë e vjershëtarëvet tyrq, është shqipëtar.

Shqipëtarët' e kanë treguarë gjithë jetënë që janë të zottë edhe me kordhë edhe me pëndë, edhe me trimëri edhe me mënt e me dituri, e Shqipëria ka nxjerrë shumë njerës të çquar' e me nam të math, po nonjë nga ta s'ka punuarë për Shqipërit, e cila ka mbeturë gjithënjë e varfërë e e padëgjuarë, e me djerrit' e saj mburenë të tjerë vënde e të tjerë kombe.

Është ndodhurë një shqipëtar i zoti të ngjallnjë Egjyptënë e të bënjë prej këti vëndi të humbur' e të prishurë, si ish atëhere, një vënt të pasur' e të ndrituarë, si është sot. Një Mehmet-Ali, shqipëtar i pamësuarë, u ndoth i zoti të shpëtonjë kështu një vënt të huaj e të largë, po kurrë një shqipëtar s'është ndodhurë t'i bënjë Shqipërisë një të mirë të këtillë.

P'andaj duke mbaruarë këtë fjalë, themi prapë me hidhërim zëmre që: Shqipëtarëtë kanë punuarë gjithëmonë për botënë e jo kurrë për vetëhe. Vetëm një

Skënderbe ka punuarë, në kohërat të shkuara, për Shqipërinë e vetëm ay është me të vërtetë mburje për Shqipërinë.

# Krye e dytë

## Ç'ËSHTË SHQIPËRIA?







### I. Kufit' e Shqipërisë.

Pamë më siprë se sa i gjerë ka qënë një herë që moti vëndi, që rrininë Shqipëtarëtë edhe sa ishinë të përhapurë prindëretë tanë e qysh ishinë të ndarë në Ilyrjanë, Epirotë, Maqedonas, Thrakas, Prygas, etj. Pam' edhe qysh në kohët të Romanëvet Maqedonasitë, Thrakasitë e Prygasitë, duke përzjerë me kombe të tjerë,

zunë të humbisninë gjuhën' e kombërin' e tyre e qysh më pastaj, në kohët të Byzantinjet, erdhë mizëri Shqehsh në sinisit të Balkanit e zunë Thraqn' e Maqedoninë edhe Ilyrin' e Sipërme.

Që m'atëher' e tëhu Shqipëria është vogëluarë shumë; nga gjith' ata vënde, që kishinë prindërit tanë, Pelasgëttë, vetëm Ilyri' e Poshitërme a e Jugësë, Epiri edhe Maqedoni' e Sipërme a e Veriut e e Perëndimit kanë mbeturë Shqipëri. Por sot emënatë Ilyri, Epir, Maqedoni etj. janë të lën' e të haruarë, janë emëna të dheshkronjës së vjetërë; sot për sot vëndi, që rrinë Shqipëtarëtë, thuhetë Shqipëri në gjuhët tënë edhe Albania në gjuhërat të huaja.

Shqipëria është një copë e Sinisisë së Ballkanit në juglindje të Evropës. Ka zënë mesin e anës së perëndimit të asaj sinisie, duke u zgjatur mb'anë dëtit Adriatik e detit Jon që nga shkalla 42° gjer në Mëngën e Artës më poshtë shkallës 39°. Kufijtë e veriut të Shqipërisë, me të ndarë nga ana e detit, ngjiten drejt veriut duke u mbështetur në kufijtë e Malit të Zi e Novi-Bazarit, gjer në kufi të Serbisë më sipër shkallës 43°. Kufijtë e jugut kthehen prapë drejt veriut me lumin e Artës e me kufijtë e Greqisë gjer në Zhigo. Sa për kufijtë e lindjes, një vijë e hequr që nga kufijtë e Serbisë afër Vranjës gjer në kufijtë e Greqisë te mali Zhigo, vijë e cila do të hiqet nëpër krehërat e maleve, tek ndahen ujëra't e nëpër lumenjtë, duke vështruar sa mundet kombësinë e njerëzve, domethënë duke marrë brenda vendet e ndenjtura prej kombeve të tjera, një vijë e këtillë do të ndajë Shqipërinë nga të tjerat vende të sinisisë. Kështu Shqipëria ndahet gjatazi në mes të 39° e të 43° të shkallës së veriut edhe gjerazi në mes të 17° e të 19° 25' të shkallës së lindjes. Është pra afro 450 kilometra

e gjatë e 200 kilometra e gjerë; edhe përcipja e saj është afro 80 000 kilometra të katërcipta.

Shqipëria mga veriu ka kufi e fqinjë Malin e Zi, Novi-Bazarin a Bosnjën, q'e urdhëron Austria, edhe Serbinë; nga lindja ka Maqedoninë, nga juglindja Greqinë, nga jugperëndimi e nga perëndimi ka detin, i cili e ndan nga Italia e nga Evropa e qytetuar.



# II. Vënd' i Shqipërisë.

Ky vënt, q'ësht' i rrethuarë me këto kufi, që treguamë, është Shqipëria, mëmëdheu yn' i dashurë. Është një nga më të bukurat' e vëndevet t'Evropësë. Mbase s'ësht' aq' i pasurë e aqë pëllor, po është shum' i bukurë. Është malësi, ka male të lartë me shkëmbënj të rreptë e të çkrepëtuarë, po edhe me pllaja të mveshura, me pylle të dëndurë, me ujëra të ftohëtë, me trape që mbajnë dëborënë në verë, me lule të bukura, me barëra q'ushqejnë bagëtinë e shrojnë njerëzinë, me metale që flenë nënë dhet, që kur është kryerë bota e tëhu. Ka fusha të gjera, nëpër të cilat rjedhinë lumënj, që mundinë t'i ujitinë e t'i bëjnë kopshta, po sot, nga të qënëtë pa zot, i mbytinë e i bëjnë moçale. Vetëm fush' e Myzeqesë ësht mjaft t'ushqenjë gjithë Shqipërinë, po të hapenë lumenjtë. Fush' e Kosovës, fush' e Manastirit, vendet e Tetovës e t'Ysqypit janë nga më të bukurat vende të dheut. Bregoret' e Çamërisë të mveshura me ullinj e kopshtat' e portokallevet e të limonjet janë pa shok. Gjith' an' e detit ësht' e mbuluarë me ullinj e me pyje të bukurë, edhe portokalletë bëhenë gjer në mest të Shqipërisë, n'Elbasan.

Lumënjt' e përenjt' i ka të shumë. Këta më pakë të ndërtuarë munt t'ujitinë shumë dherëra edhe shumë syresh munt të hapenë e të punojnë ania nëpër ta që nga gryk' e tyre gjer shumë siprë. Shqipëria ka më të mbëdhat' e më 'të bukuratë këneta të sinisisë së Balkanit, si kënet' e Shkodrës, e Ohrisë, e Prespësë, e Kosturit, e Janinësë etj. Të gjitha këto këneta janë plot peshq e munt të lëvrijnë nëpër to disa vapore.

Shqipëria ushqen edhe sot shumë bagëti e gjërëra të gjalla të vjejtura: dhën, dhi, lopë kuaj, etj. Dhëntë këvërxhike e ruda të Shqipërisë mbushinë Stambollë e gjithë vëndet' e Tyrqisë me mish të mirë edhe Shqipërinë me lesh. Myzeqeja munt të nxjerrë shumë kuaj, të cilëtë, sado që janë pakë të vegjëlë, janë të fortë e ecinë shumë mirë. Shqipëtarëtë kanë shumë dëshirë e dinë të mbajnë bagëti e çdo farë gjë të gjallë. Sikur të ishte një qeveri, që t'u tregonte lehtësi e t'u hapte udhënë e të dinin' edhe mësimin' e bagëtivet qysh shtohenë, qysh ngjallenë qysh rritet' xbukurohetë far' e tyre, do të muntninë të roninë edhe vetëm me bagëti.

Me një fjalë, Shqipëria, sado q'ësht' e vogëlë, ka çdo farë klime e çdo farë dheu edhe shumë begati e shumë të mira. Të vështohetë mirë, munt të vejë shumë mbarë e t'ushqenjë katrë herë më teprë njerës se sa ushqen sot.



## III. Njerëzit’ e Shqipërisë, Shqipëtarëtë.

Brënda në kufit, që treguam siprë, Shqipëria ka afro 2,000,000 njerës a edhe më teprë. Nga këta ndo 100,000 janë Vlleh a Xinxarë në malet të Pindosë edhe nëpër të tjerë vënde të përhapurë: edhe aqë të tjerë munt të jenë Grekër, rrotull Janinës, e shqeh në fushën e Manastirit e nga anët e Kosovës. Po edhe këta munt të jenë Shqipëtarë, që kanë haruarë gjuhën’ e tyre e kanë nxënë greqishten’ a shqahishtenë në shkollë e në kishë. Edhe shumë nga këta s’ kan’ as dhe as shtëpi të tyre, po janë bujqër në dhe të të tjerëve, të cilëtë i kanë sjellë së largu për të punuarë dhen’ e tyre në kohëra që Shqipëtarëtë s’muntninë të lininë pushkënë për të marrë kazmënë në dorë.

Gjithë të tjerëtë vëndës të Shqipërisë janë fjeshtë Shqipëtarë, të ndarë më gegë e toskë. Shkumbija ndan Gegërinë nga Toskëria, po edhe në jugët të këti lumi ka pakë gegë e flitetë në ca vënde gegërisht.

Në mest të gegëvet e të toskëvet nukë ka ndonjë ndarje me rrënjë. Të gjithë janë një komp, flasinë një gjuhë me fort pakë të ndruarë, të cilëtë do të ngrihetë fare për s'afri duke ndërtuarë gjuha. Edhe nga besa Shqipëtarëtë ndahenë më myslimanë, që janë dy të treta, e më të krishtenë, që janë një e treta. Të krishtenëtë ndahenë afro për gjymësë më katolikë a llatinë, si i themi, edhe më orthodhoksë. Në Gegëri të krishtentë janë katolikë, në Tosqëri orthodhoksë. Edhe myslimanëbë janë të ndarë më Synninj e Bektashinj.

Po këto ndarje të besës nukë sjellënë nonjë çqim a çarje në mes të Shqiptarëvet. Grindat' e besësë, të cilatë, jo vetëm në vëndet të Lindjes po edhe n'Evropë e në vënde të drituara me qytetëri, shumë herë kanë nxjerrë vrasje të mbëdha e të tëmeruara, në Shqipëri këto grinda nukë dihenë edhe kurrë në këtë vënt s'ka ngjarë gjë në mest të myslimanëvet e të të krishitenëvet, në mest të katolikëvet e t'orthodhokësvet a në mest të synninjet e të bektashinjet. Shqipëtari është shqipëtar përpara se të jetë mysliman a i krishtenë. Ç'ka qënë kur kish besën' e ti, besën' e Pelasgëvet, ay qe edhe si u bë i krishtenë, ay është edhe si mori besën' e Muhamedit. Besa s'e ka ndruarë fare edhe kurrë, se vë gjithënjë kombërinë përpara besësë.

Me fuqit të kësaj lidhjeje e të kësaj dëshire, që kanë mbajturë gjithëmonë bres pas brezi më kombërit të tyre, Shqipëtarëtë kanë mundurë të ruajnë kombërin' e gjuhën' e tyre nëpër mest të kaqë rrezikeve, q'i kanë mbyturë kohë

më kohë. Me gjithë ndryshimet' e besësë, me gjithë ndryshimet' e kohëravet, Shqipëtarëtë janë edhe sot ç'ishin këtu e kaqë mijë vjet më parë; janë Pelasgët' e kohëravet të përallave, Ilyrinjt' e Maqedonasit' e kohëravet të vjetëra, Epirotët' e kohës së Skënderbeut. Janë një komp shumë' i vjetërë, që ka mbeturë gjer më sot si ka qënë që në kryet.

Shqipëtarët kanë gjithë ç'i duhetë një kombi: Janë aqë trima e të fortë, sa, duk me qënë më pak se 2 miliunë njerës burra e gra, po të shtrëngohenë, mundinë të nxjerrinë 300,000 a edhe më teprë ushtarë, të cilëtë janë mbaras me një miliun të një kombi tjatërë. Trimërin' e Shqipëtarit edhe fuqin' e forcën' e tij në luftë nuk' e themi vetëm na Shqipëtarëtë; po edhe anëmikëtë tanë s'e pshehinë dot e e thonë përherë. Po q'është kështu, s'ka ndryshim që Shqipëtarëtë janë të zottë të ruajnë vëndin e tyre kuntrë çdo anëmiku e çdo reziku. Duhetë pra që Shqipëria të mos shkeletë kurrë prej të huajsh e të mbajnë gjithënjë dlirinë e saj. Shqipëtari trim e i fortë pse të mos jetë zot' i Shqipërisë, pse të mos urdhëronjë në vëndit të ti?

Shqipëtari s'është vetëm i fortë e trim, po edhe i xgjuarë më tepërë se çdo komp. Në çdo shkollë, në çdo mësim që të hynjë Shqipëtari, çquan nga të tjerëtë edhe del siprë të gjithëve. Në punërat e në mjeshitërit Shqipëtari s'është më pak i zoti se në luftët e në diturit: punon dhenë pa lodhje, hap vija të thella, munt të bënjë punëra të mbëdha e të vyera. Është hekurpunonjës i çquarë; bën thika, gërshërë, armë etj; një herë ta shohë një pushkë të dalë nga fabrikat' e Evropës e të bërë me maqina të mbaruara ësht' i zoti atë çast ta bënjë pa të çuarë me dorë e me vegëla të meta. Shqipëtari punon edhe

mëndafshnë, leshnë, pambuknë, linë; bën pëlhurë, shajak, napë etj. Punon lëkurënë, bën meshin, gëzof etj. Djathi, gjalpëtë, vaji, vera e të tjera gjërëra, që bëhenë prej bulmetit të bagëtivet a prej pemëvet të dheut, janë nga më të përdoruratë punëra, me të cilat merrenë Shqipëtarëtë.

Shqipëtarkat, aqë të hjeshime sa edhe të mderçime, më teprë se burrat’ e tyre edhe, po thua, aqë trirne sa edhe ata, vështojnë vetëm për vetëm punët’ e shtëpisë, pa përzjerë burratë. Me gjithë këtë edhe avlëmëndin’ e gjergjefnë s’e çkrehinë; bëjnë pëlhura të holla e byrynxhyke të mëndafshta fort të bukura e qëndisinë me ar e me mëndafsh, përveç të prerët' e të qepurit’ e rrobavet, të pleksurit’ e çorapavet e të tjera punëra të përdorme të shtëpisë.

Me një fjalë: Shqipëtarëtë janë trima, të mënçimë, punëtorë, të zottë për çdo punë. Me gjithë ndryshimt të besëvet nukë janë të ndar’ e të çarë po të bashkuarë; kanë dashurinë në mest të tyre. Kanë, do-me-thënë, gjith’ ato që duhetë të ketë një komp për të vajturë mbarë.



# IV. Shqipëtarët jashtë Shqipërisë.

Përveç afro dy miliunë Shqipëtarësh, që janë në Shqipëri, kemi edhe më teprë'se gjymës miliuni Shqipëtarë jashtë Shqipërisë, n'Itali, në Greqi, në ca anë të Tyrqisë, në Mal të Zi etj. Nga këta, Shqipëtarët' e Greqis' e t'Italisë janë të shumë. Ata që janë në Greqi, kan' ikurë nga Shqipëria përpara Tyrqet, në kohët tc Byzantinjet; iknë nga Hynërit e nga të tjerë kombe t'egërë, q'u sulë nga anët' e veriut e mbuluanë edhe Shqipërinë bashkë me vëndet' e tjerë. Mijëra Shqipëtarësh atëhere

lanë mëmëdhen' e tyre nga tëmer' i këtyre e vanë nëpër nisitë të Greqisë, në More, n'Attikë e në të tjerë vënde të Grekërisë. Shumë nga këta vënde i gjetnë të xbrazurë e pa njerës, po edhe tek kish njerës, me të qënë që këta vanë e ndenjtnë tok, muntnë të ruanin gjuhën' e tyre, shqipenë, të cilënë flasënë edhe gjer më sot. Idhra, Speca, Porua, Kulluri (Sallamina), Egjina e të tjera nisi janë edhe sot të ndënjura fjeshtë prej Shqipëtarëslh edhe ndër to s'flitetë përveç shqipesë. Më të shumët' e vëndëset t'Attikësë janë Shqipëtarë: Athina, pa bërë kryeqyitet i Greqisë, ish një qytetth fjeshtë shqipëtar e s'dëgjohesh në të tjatrë gjuhë përveç shqipesë. Thonë që sot për sot një e tret' e vëndëset të Greqisë (veç Thesalisë) janë Shqipëtarë; po në mos janë një e tretë, për një të katrëtë s'ka dyshim. N'ato kohëra edhe shumë Shqipëtarë u përhapnë nëpër të itjera anë; e kështu nisija Marmara afrë Konstantinopojësë edhe disa pshatëra ng' an' e Adrinupojës' e të Filipopojës, që thuhenë Amaut-Qoj, janë itë ndënjturë fjeshtë prej Shqipëtarësh.

Shqipëtarët' e Italisë ndodhenë në Kalabrë e në Siqeli, tek kanë bërë fshatra e katunde dhe kantone (nahijërëra) të tëra më vetëhe e rojnë veçan Italianëvet, duke ruajturë gjuhën' e besënë (se janë orthodhoksë) e tyre. Këta janë afro 300.000 njerës, fjeshtë Shqipëtarë, që flasinë shqip. Këta kanë ikurë nga Shqipëria pas vdekjes së Skënderbeut, kur ra Shqipëria në duart të Tyrqet. Atëherë iknë shumë Shqipëtarë, po më të tepërtitë u përhapnë nëpër Evropë e humpnë duke haruarë gjuhënë e duke përzjerë me vëndëset. Me gjithë këtë, ca fëmijë të mbëdha, sado që humpnë, e ruajtinë emërinë shqipëtar si fëmij' e Albanëvet n'Itali, e cila ka nxjerrë shumë njerës të mbëdhenj, që kanë shërbëtuarë Italinë me diturit të tyre

e me mirëbërësirëra të mbëdha. Nga kjo fëmijë ka dal’ edhe një papë: Kleman’ i Dymbëdhettë.

Nga ky remet Shqipëtarësh, q’ikn’ atëhere n'Evropë, vetëm ata që vanë në mbretëriit të Napolit, së cilësë Skëmderbeu i kish ndihurë, vetëm ata muntnë të rrinë tok e të ruajnë gjuhën’ e kombërin’ e tyre gjer më sot. Gjuha, që flasinë, është shqip, fjesht toskërisht, pak' e prishurë e e përzjerë me italishte, po e cila ruan e mban edhe sot shumë fjalë shqipe të vjetëra, që na i kemi lënë e haruarë. Në mest të Shqipëtarëvet t’Italisë janë shumë njerës të ditur’ e të vyerë, që kanë dëshirë të madhe për kombërin’ e për gjuhën’ e tyre. Kanë mbledhurë shumë vjersha e këngë të vjetëra e kanë përhapurë disa livra shqip. Këta kanë shërbëtuarë shumë edhe Italinë e kanë treguarë shumë trimëri me Garibaldinë.

Kështu Shqipëtarëtë, që janë mi dhet, në Shqipëri e jashtë Shqipërisë, bëhenë më tepërë se dy miliun’ e gjymësë.



# V. Qysh janë sot Shqipëtarëtë?

Thamë më siprë që Shqipëtarëtë, duke rënë në duart të Tyrqet, nukë hynë në kurt, si e pandehninë, e nuk' u bënë ropt' e Tyrqet, po shokët' e tyre, me të cilët bashkë hidheshinë mi kombet' e tjerë, rripnin' e rrëmbeninë edhe ktheheshinë në vëntt të tyre ngarkuarë me gjë. Edhe Shqipëria ish e dlirë e pothua më vetëhe.

Kaqë qint vjet Shqipëtarëtë rojtnë kështu. Po kështu rojn' edhe sot? Jo, kurrë! Sot Shqipëtarëtë janë robër, të poshtuar' e t'unjurë, të shkelur' e të çpërnderë shumë më tepër se të tjerëtë kombe të Tyrqisë! janë më të poshtërë nga Greqtë, nga Shqehtë, nga Armenëtë edhe nga Judhenjtë!

Tyrqia e ka ngriturë besënë nga Shqipëtarëtë, nuk' i beson e i vështon si anëmikë e si trathtorë, jo si shokë e si vëllezrë, si i vështonte qëmoti. Sot Shqipëtarë e mer ushtar, e mundon, e e reh që të mësonjë gjuhën e ti, kërkon, t'i mësonjë diturin' e luftës, të cilënë ay vetë s'e di e të cilënë Shqipëtari e ka mësuarë duke thëthiturë qumështit' e s'ëmësë. Nuk' e mëson të gjorinë, po e mahit e e çpërmënt; e mer për tre vjet, e mban dhetë vjet nën' armë lark shtëpis' e lark mëmëdheut të ti, edhe qysh? lakuriq, t'urëtë, të sëmurë, të varfërë! Në luftë e vë të vritetë kot; urdhëronjës' i ti, q'është Tyrk, i paditur' e i frikçimë, e fut në një trap nga s'deletë. I gjori Shqipëtar, me gjithë këto, lëfton lakuriq e i urtë e me armë të meta, lëfton si dragua, e tregon trimërin' e ti e nderon Tyrqit' e Tyrqinë! Po a i dihetë, a çpërblehetë për gjakt, që derth? Jo, kurrë! Ushtari shqipëtar, në mos vdektë në luftë, vdes nga sëmundjeja, nga të pangrënët e nga të pamveshurit. Nga ata që vënë n'ushtëri, fort të pakë kthehenë në shtëpit të tyre. E urdhëronjes kush bëhetë? gjithënjë Tyrqitë; gjymës' e ushtëris së Tyrqisë janë Shqipëtarë, po as një i njëqinttë i urdhëronjëset në Tyrqi s'është Shqipëtar.

Shqipëtarëtë, q'ishinë mësuarë të mos paguajnë gjë, tani janë futurë nën' aqë të rënda pagesa, sa s'mundinë të ngrenë krye. Tyrqitë, që janë zotërinjt' e tyre që pesëqint vjet e tëhu, s'u kanë mësuarë Shqipëtarëvet as punë, as mjeshtëri as dituri, po i banë mësuarë të lëftojn' e të rrëmbejnë; tani për-një-herë duanë t'u marrënë armëtë e u thonë: paguani! E ku të gjejnë të gjorëtë që të paguajnë? s'kanë të hanë vetë. Ata Shqipëtarë, që pakë kohë më parë ishin të mveshurë me rroba t'arta e të farkuarë me armë t'ergjënta e të lara, ata a të bijt' e tyre janë sot lakuriq me një këmishë, që s'ka ku

ta zërë qeni! Vete edhe zaptijeja a tahsildari, e ngre shkopn' e i rreh duke thirurë: pagoni! E ku të gjenj' i ziu që të paguanjë? Atëherë i shesinë kanë, dhinë, ç'të ketë edhe gjer më qiramidhet të shtëpisë! Shqipëtari të hajë dru për ta paguarë!! o ç'turp i math! o ç'e madhe e keqe! mos e durofsh, o Perëndi!

Kështu është sot gjithë Toskëria edhe shumë vënde të Gegërisë. Ca vende të Gegërisë, që kanë mbajturë armëtë e kanë qëndruarë në malet të tyre të rreptë, nukë janë shkelurë kaqë; nuk' apënë ushtarë e s'paguajnë pagesa; po edhe këta rojnë si t'egërë pa nonjë qeveri, duke vrarë për ditë në mest të tyre. Edhe këta po i ha varfërija, se s'kanë nonjë fitim edhe vëndet' e tyre janë të rjepur' e të varfërë. Me gjithë këto, edhe qeveri' e Tyrkut ditë me ditë po i rrethon më s'afëri; rahënë t'u marrinë armëtë, që t'i bëjnë edhe ata robër të poshtërë e të dobëtë e t'u nxjerrënë edhe lëkurënë!

Shqipëria sot urdhërohet' e qeverisetë prej Tyrqish të huaj e prej njerës të poshtër' e të panderçim, të cilëtë i blenë vëndetë në Konstantdnopojë me të holla e vinë të rjepinë Shqipërin' e Shqipëtarëtë, për të nxjerë ato të holla, që kanë dhënë edhe aqë të tjera që do të vjedhinë për vetëhe të tyre!

Shqipëria, sado q'ësht' e varfër' e e paditurë, ka njerës të zottë për të qeverisurë vëndin' e tyre, si e kanë qeverisurë kaqë kohë me nder e me të drejtë. Po këtyre Shqipëtarëve le që s'u epetë punë në Shqipëri, po as i lenë të shkelinë në mëmëdhet të tyre të dashurë! U apënë nga një copë bukë të zënë gojënë e i mbajnë si skllef nëpër më të largët çipa t'Anadollit e t'Arabistanit! Veç nonjë trathëtor ku të gjëndetë, ay është për nder!



## VI. Kombëri' e Shqipëtarëvet.

Për njerinë në këtë jetë s'ka gjë m'e vjejtur' e m'e dashurë se kombërija. Çdo njeri, sikundrë do t'an' e t'ëmënë edhe vëndinë, tek ka lindur' e është riturë, ashtu do edhe kombin' e ti. Ay që s'do kombin' e mëmëdhen' e-ti, është trathëtor e i lik; i tilli s'munt të quhetë njeri. Shqipëtarëtë më teprë se çdo komp, e duanë e e nderojnë kombin' e mëmëdhen' e tyre. Shqipëtar' i-vërtetë vritetë për kombërit të ti edhe s'munt kurrë të duronjë e të dëgjonjë njeri t'i shanjë shqiptarinë. N'anërat tona të lindjes njerëzitë vënë kurdo besënë përpara kombërisë; një Grek, për pasqyrë, me të ndruarë besënë, le edhe

kombërinë, edhe në u bëftë katholik thotë jam Frënk, në u bëftë mysliman, thotë jam Tyrk. Vetëm Shqipëtari e le besënë në radhë të dytë edhe vë kombërin' e ti përpara. Shqipëtari, mysliman qoftë, orthodhoks qoftë, katholik qoftë, është gjithënjë Shqipëtar. Besa nukë sjell kurrë ndarje e çarje në meset të tyre. P'andaj edhe grindatë që ngjajnë në mest të besëvet përherë edhe në atë Evropët të ndriturë, ato grinda s'dihenë në Shqipëri e s'kanë ngjarë kurrë në mest të Shqipëtarëvet.

Po me gjithë këtë dashuri, që kanë Shqipëtarëtë për kombërit të tyre e me gjithë këtë nder q'i bëjnë, s'kanë bërë gjësendi për të mbajtur' e për të ruajtur' atë. Me se mbahetë kombëri' e një kombi? Më parë me gjuhët të ti. Sikuntrë thamë edhe më siprë, gjuha është m'e par' e m'e madhe shënj' e një kombërije. Gjuha me se mbahetë? Me shkronja. Një gjuh' e pashkruarë s'munt të qëndronjë shumë kohë e paprishurë; duke përzjerë me gjuhëra të tjera, prishetë. Do të thoni: Qysh gjuha jonë, pa qën' e shkruarë, ka qendruarë kaqë mijë vjet edhe pse të mos duronjë edhe paskëtaj ashtu? Pò, ka qëndruarë kaqë mijë vjet, se atëhere Shqipëtarëtë roninë në malet të tyre më vetëhe, pa përzjerë me të tjerë kombe, edhe se kombetë, q'i rrethoninë, ishinë edhe ata të paditurë. Atëherë ish puna me kordhë edhe Shqipëtari në kordhët ish m'i fortë nga të tërë. Me gjithë këtë, shohëmë që Maqedonasitë, sado q'ishinë aqë të fortë, sa muarrë gjithë botënë, me të mos pasurë gjuhën' e tyre të shkruarë, posa q'u përzjenë me kombe të tjerë më të ndriturë se ata, e humpnë kombërin' e tyre e u shuanë fare, aqë sa shumë botë i kanë marrë për Grekër.

Vetëm Shqipëtarët' e Shqipërisë e kanë ruajturë kombërin' e tyre, duke mos përzjerë me të huaj e duke

rojturë të ndarë nga gjithë bota e si t'egërë. Pò në e kanë ruajturë gjer më sot kombërin' e gjuhën' e tyre me paditje e pa të shkruarë, a do të mundinë me këtë mëndyrë ta ruajn' edhe paskëtaj, ndo në Shqipëri ndo n'Itali e në Greqi? Jo, jo, kurrë! Bota u ndryshua, njerëzit u xgjuanë, kombet' u ndrituanë, sicilido përpiqetë të vejë më parë së të tjerëtë, sicilido vështon qysh të shtohet' e të madhohetë edhe kujdesetë të përpijë ata që janë më të vegjël' e më të dobëtë.

Sot çdo komp, për të ruajturë kombërin' e gjuhën' e ti, ka nevojë të hapnjë sytë, të ketë mëndjenë të mbledhurë, të shpjerë gjuhën' e ti përpara e të kujdesetë shumë që të mos ta han' e ta copëtojnë kombetë fqinjë. Në kombërit s'ka miqësi, si s'ka në lodrët; cilido vështon të fitonjë vetë e të hajë shoqnë. Kombetë janë si pishqitë, që hanë njëri-tjatrinë. Mjerë kush ësht' i dobëtë!




## VII. Reziket' e Shqipërisë.

Shqipëria gjer pak kohë më parë ka qën' e rrethuarë me vënde të Tyrqisë edhe kufit' e kësaj mbretërije ishinë fortë lark Shqipërisë. Shqipëtarëtë vininë bashkë me Tyrqitë për të ruajturë kufit' e larga të mbretërisë; po mëmëdhen' e tyre e shihninë jashtë çdo reziku e e dininë që nonjë anëmik s'muntte t'i qasësh Shqipërisë. Por sot nuk' ësht' ashtu; sot Shqipëria ka mbeturë në një çip të largë e të veçantë të Tyrqisë e është e rrethuar me kufij armiqsh. Mal i Zi, Sërbia, Greqia e

Bulgaria e kanë pshjell' e përqarkuarë Shqipërinë edhe Austria i ka ardhurë mi krye. Me Tyrqinë e lith një rrip dheu i hollë në mest të Bulgaris' e të detit Egje, që këtë rrip Bulgarëtë mundinë me të parët ta marrin' e t'unjenë mb'anë detit, edhe ta presin' e ta çkëpujnë Shqipërinë nga Turqia, e cila s'ka as nonjë fuqi në dett, që t'i ndihnj' andej Shqipërisë. Prandaj në një luftë, në të cilët të marrin' anë edhe Bullgarëtë, Shqipëtarëtë duhetë të jenë të zottë të ruajnë vetë më vetëhe vëndin' e tyre e të mos varenë më Tyrqinë, e cila s'ësht' e zonja për vetëhe të saj.

Po veç këtyre rezikeve, që do të dukenë në kohët të luftësë, Shqipëria ka rezike më të mbëdhenj e më të thellë, të cilëtë po i nxjerrinë rënjëtë në kohët të paqit, pa gjak e pa armë. Kjo është luft' e pëndës' e e shkollësë, luft' e kombërisë. Kombetë' q'e kanë rrethuarë Shqipërinë duanë ta copëtojn' e ta ndajnë në mest të tyre. Greqtë, Shqehtë e të tjerë kombe fqinjë s'duanë të njohinë qënien' e kombërisë shqipëtare. Sicilido përdor besën' e ti e do të heqë m'anët të ti ata Shqipëtarë, që kanë një besë me të. M'i pari Tyrku do të heqë Shqipëtarëtë myslimanë e t'i ndanjë nga vëllezërit' e tyre, Shqipëtarët' e krishtenë, duke futurë në mest të tyre fanastismën' e grindenë. Për të ndarë të krishtenëtë për jetë nga myslimanëtë e për të hapurë në mest të tyre një trap të thellë, qeveri' e Tyrkut Shqipëtarët' e krishtenë s'i njeh për Shqipëtarë, po i quan Rum domethënë Greq, Bulgarë, Sërbët, Llatinë etj. edhe myslimanëtë i quan islam; edhe emëninë Shqipëtar s'e njeh e s'do ta dëgjonjë. Të verbëritë Tyrq! Nuk' e kuptojnë dot, e s'iau pret mëndja që me këtë udhë shërbejnë qëllimet' e armikëvet të tyre e nxierinë themelet' e rënjët' e tyre!

Greqtë, të cilëtë dlirin' e tyre edhe mbretërinë, që kanë sot, e kanë fituarë me gjakt të Shqipëtarëvet, të Boçarit, të Xhavellësë, të Mjaulit e të tjerëve trimave Shqipëtarë, ata Grekër që edhe sot ruajnë rrobatë, fustanetë, kallcetë, opingatë, valletë e këngët' e Shqipëtarëvet, ata janë më të keqt' e armikëvet të Shqipërisë. Gjithë bota e dinë idhen' e madhe të Greqet. Duke me qënë që në kohët të Perikliut, ahere q'ishinë më të mbëdhenj e më të ndrituarë se kurdo, kishinë më pak vënt se ç'kanë sot, edhe që s'kanë nonjë të drejtë të duanë më teprë, këta kërkojnë t'u epenë sa vënde kish marrë Aleksandr' i Math, a të ngjallinë mbretërin' e Byzantinjet, pa menduarë q'Aleksandri ish Maqedonas edhe Byzantinjtë romanas, kombe që të dy armiq të Grekëvet e të cilëtë e kanë humburë Greqinë. Pas kësaj idhes' së madhe Grekëritë kanë dashurë të pushtojnë e të futinë nënë Greqit gjithë sinisin' e Balkanit, edhe Rumaninë edhe Bulgarinë. Po si i humpnë për jetë këta vënde me gjithë të thirrurat' e të çjerat e tyre, tani e kanë ngushtuarë shpresën' e tyre në Shqipëri e në Maqedhoni. Pas zakonit të përgjithëshmë, duke psheturë në besët, duanë të heqinë m'anë të tyre Shqipëtarëtë orthodhoksë e t'i ndajnë nga vëllezrit e tyre mysliman' e katolikë; përpiqenë t'i bëjnë këta të harojnë gjuhën' e tyre të bukurënë e të mësohenë të flasin' e të shkruajn' e të ligjërojnë greqisht e me këtë udhë të bëhen Grekër. Mendohenë se, po të bëhenë të krishterëtë Grekër, myslimanëtë Evropa s'i ka për të vënë në vatrë, edhe po të vinjë koha, ay vënit, do-me-thënë gjithë Shqipëri e jugësë e gjithë Toskëria, do t'i epetë Greqisë.

P'andaj Grekëritë, më nj'anë nga Athina me shkolla, me mësonjës, me livra, me shëronjës e me shumë

gjërëra të tjera edhe me të holla të tepra, ifcë paguara prapë prej Shqipëtarësh të çmëndurë e trathtorë grekomanë, edhe më nj'anë tjatërë nga Konstantinopoja me anët të patrikërisë, të dhespotëvet, të priftëret e të kishësë, duke përdorurë aforismonë e të dëbuarët nga kisha, sikur t'ish edhe Krishti Grek edhe sikur, për të qënë i krishten' e orthodhoks, duhet pa ndryshim të jetë gjithëikush Grek a grekoman; nga të dy këto anë, themi, Grekëritë po përpiqenë që të kthejnë ditë me ditë Shqipëtarëtë orthodhoksë e t'i bëjnë Grekër.

E Shqipëtarëtë orthodhoksë, nga padija e nga erësira në të cilët gjendënë, gënjehenë çpejt, u duketë sikur vërtet s'munt të jenë të krishtenë pa qënë Grekër, pandehinë se vetëm greqishtja është gjuh' e orthodhoksisë edhe që, me të lënë këtë gjuhë, të cilënë e dinë fort pakë edhe s'e mësojnë dot, me gjithë që çajnë kokënë, me qënë q'është aq' e rëndë e aq' e humbur' e e haruarë, sa edhe nga ata Grekëret vetë fort të pakë njerës mundinë ta mësojnë. Këta Shqipëtarë trathëtorë pa diturë quhenë grekomanë.

Lëvdatë i qoftë Perëndisë! që kur ka zënë të shkruhetë shqipja, grekomanëtë kanë zënë të pakësohenë ditë me ditë, të marrënë vesh dhelpërit' e Grekërvet e të hiqenë nga ata duke zënë me të dy duart kombërin' e gjuhën' e tyre. Këta s'kanë frikë as nga mësonjës i Grekut, as nga dhespot' i Fanarit; po Grekëritë kanë një shok të fortë, me të cilënë janë zënë shëndoshë dorë-për-dorë për të humburë kombërin' e gjuhën' e Shqipëtarëvet; ay shok është Tyrku, i cili i ndih Greqisë e patrikërisë së Fenerit në këtë punë, me sa i vjen nga dora. Për të bërë punën e Grekut qeveri' e Tyrqisë nukë le të hapetë nonjë shkollë, të shkeletë nonjë livrë a të bëhetë nonjë mësim e nonjë

mbrodhëri në gjuhët shqip, duke ndihurë shkollavet greqisht me çdo farë mëndyre e duke mbajturë Shqipëtarët' e krishtenë nënë xgjedhë të priftërisë së Fenerit.

Pas Tyrqet e Grekërvet Shqipëria ka armikër Bulgarët' e Sërbëtë, të cilëtë duanë të bëjnë nëpër anët të lindjes' e të veriut itë Shqipërisë ato që bëjnë Grekëritë n'anët të jugësë. Edhe nëpër ato anë shumë Shqipëtarë orthodhoksë, aqë të paditur' e të pakupëtuarë sa të tjerëtë, tregojnë një dëshirë për gjuhën' e Shqehet e duanë të harojnë gjuhën' e bukurë që kanë folurë prindërit' e tyre që kaqë mijë vjet e tëhu. Ç'i math turp e ç'e madhe poshtëri e unjtëri e fëlliqurë! Po edhe këtyre Shqehe u ndihinë Tyrqitë, (të cilët atyre u lenë duartë çpenguarë të hëjnë ç'të duanë e neve na i lidhinë skrupullë; atyre u apënë fermanë të hapinë shkolla e mitropolitirëra ndër vëndet tanë e neve s'na lenë të kemi as një shkollë të vogëlë! Pa menduarë një herë se Grekëretë e Shqehtë janë miqt' e Tyrqisë apo Shqipëtarëtë, edhe cilëtë kanë derdhurë edhe derdhinë edhe sot gjak për të?

Kështu Tyrqitë edhe me ndihmën e këtyre, grekërit e shqehtë janë armikët' e Shqipërisë' e të Shqipëtarëvet; edhe përpiqenë, me sa u vjen nga dora, ta humbasinë kombërin' e gjuhën' e këti kombi, të cilit edhe emëninë duan t'ia ngrenë fare. Greqia, Bulgaria e Serbia përpiqenë ta humbasin' e ta ngrenë kombërinë shqipëtare e gjuhënë shqip cilado nga ajo cop' e Shqipërisë, q'i ka rënë më pjesët të saj edhe q'e vështon që tani të sajnë, dyke kthyerë të krishtenëtë në kombërit të tyre; edhe Tyrqia më nj'anë u ndih këtyre në këtë punë e më nj'anë tjatrë kërkon të heqë Shqipëtarëtë myslimanë e t'i ndanjë nga vëllezërit' e tyre, jo për të mirët të saj, po për të hequr' edhe ata e për të

vithisurë bashkë në trap të thellë të humbjesë tek po bjenë, për të mos dalë kurrë.

Këta janë reziket’ e Shqipëris’ e të Shqipëtarëvet. Shqiptarët duhet të ruhen shumë nga djallëzitë e turqve, të grekërve e të shqehve e t'u rrinë kundrejt këtyre me të drejtën e tyre.

*"Nga kombet fqinjë vetëm një kemi mik, i cili kupëton të mirën' e ti e e di që pa na s'munt të mbahetë. Ky komp është komb' i Vllehet."*



Foto:

*Një grup të rinjësh vllehë*

# VII. Miqt' e Shqipëtarëvet.

Sadoqë Shqipëtarëtë janë rrethuarë me armikë edhe Tyrqit e Greqtë, që kanë nevojë të madhe të jenë miq e të bashkuarë me Shqipëtarëtë, këta të dy kombe të çmëndurë punojnë më shumë nga të gjithë për të humburë kombinë Shqipëtar, me gjithë këtë s'munt edhe s'duhetë të themi që gjithë bota jan' armikët' e Shqipëtarëvet. Jo, kemi edhe miq, jan' edhe shumë që na duanë edhe munt të na mdihinë, po të duamë vetë. Gjithë kombet' e Evropës, Francezëtë, Italjanëtë, Alemanëtë, Ingjilizëtë e të tjerë, gjithë e duanë e e nderojnë kombinë tënë; gjithë çuditenë me trimërit të Shqipëtarëvet, me besët të tyre e me të tjera kaqë të mira, që i njohinë kombit tonë. Gjithë shkronjësit' e Evropësë kanë shkruarë kurdo mirë për na;

na dinë trima e burra të besësë, na njohinë si më të vjetërinë komp t'Evropësë e më të fisçiminë. Gjuhënë tënë zunë ta mësojnë duke dhën' asaj një rëndësi të madhe në letrërit të përgjithçime. Franca që së vjetëri do të tregonjë një dashuri të çquarë për Shqipëtarëtë edhe më teprë për katolikët' e për Mirëditasitë. Italia ka treqint mijë Shqipëtarë në vëndit të saj, të cilëtë janë përpjekurë më shumë se Itali janë të vetë për bashkimt t'Italisë, edhe për të bërë zëmrënë këtyre, do të mirën' e Shqipërisë, të cilën' e ka edhe fqinjë e s'do ta shohë që ta coptojnë Greqt' e Shqehtë. Austria nukë munt të dojë që Shqeht' e Sërbis' e të Bulgarisë të futenë gjer në mest të Shqipërisë e të hapen' e të ritenë aqë teprë; një komp trim si Shqipëtarëtë do ta ketë mik e ndihmës në sinisit të Ballkanit kuntrë Shqehet, që janë të shumë, si kuntrë që mban edhe Rumanëtë. Edhe Rusia, q'është vetë Shqah edhe mburonjëse e gjithë Shqehet, edhe ajo nuk' e kurcen fjalën' e mirë e ndihmënë për Shqipëtarëtë, sikuntrë s'e ka kurcyerë kurrë edhe për Grekëret, me gjithë që këta s'e duanë edhe janë armikët' e Shqahërisë.

Kështu gjithë mbretërit' e mbëdha na duan' e na nderojnë edhe miqt' i kemi të shumë, po nonjë nga këta nukë na ësht' aqë mik, sa ta marrë punënë tënë në dorë e të përvishetë për këtë punë vetiu. Veç kësaj, duk me na parë të ndarë më tri besë e më të shumëtë myslimanë, nukë iau pret mëndja që të mujmë na të bëjmë një komp të njëjtë e të bashkuarë, i cili të jet' i zoti të qeverisetë më vetëhe. Po, kur të na shohënë në punë e ta kuptojnë që qënkemi të zottë për këtë punë, atëherë, s'ka dyshim, që do të na ndihinë të gjithë në të drejtët tënë.

Nga kombet fqinjë vetëm një kemi mik, i cili kupëton të mirën' e ti e e di që pa na s'munt të mbahetë.

Ky komp është komb' i Vllehet, që rojnë në Shqipëri e afrë Shqipërisë. Nga këta ca janë Vlleh Shqipëtarë, që flasinë vllahisht edhe shqip, dhe ca Vlleh-Greq, që flasinë vllahisht edhe greqisht. Grekëritë kanë bërë edhe po bëjnë gjithë për këta Vlleh ato që kanë bërë e që po bëjnë për na Shqipëtarëtë, do-me-thënë përpiqenë t'i bëjnë Greq me shkollat e me kishët të tyre. Vllehtë gjer tani ishinë gënjyer' edhe ata si Shqipëtarëtë orthodhoksë e doninë të quhenë Greq e të harojnë gjuhën' e tyre duke mësuarë greqisht; po më në funt e muarrë vesh edhe këta se sa e vjejturë është gjuha e kombëria për çdo njerr edhe zunë të mësojnë gjuhën' e tyre e të hapinë shkolla më vetëhe.

Në këtë punë Vllehtë s'munt të kenë tjatrë ndihmës e mik të vëndit përveç Shqipëtarëve. Duke prishurë me Greqt, të cilëtë s'nginjenë t'i pjekin e t'i hanë ata Vlleh, që duanë gjuhën' e tyre, si edhe Shqipëtarëtë, kishinë nevojë të bashkohenë me Shqipëtarëtë, me ata që janë Shqipëtarë të vërtetë e duan gjuhën' e kombërin' e tyre. Edhe Rumania, q'është mëm' e këtyre Vllehe e der' e t'et të tyre, ta themi për shëmbëllë, e di mirë që Vlleht' e Shqipëris' e e të Maqedhonisë s'mundinë të rojnë e të ruajnë gjuhën' e kombërin' e tyre kuntrë djallëzivet të Grekëret përveç duke psheturë në miqësit të Shqipëtarëvet e duke bashkuarë me ta. P'andaj Rumania është treguarë më teprë se gjithë mike për Shqipërinë, e ka dashurë dhe do të ndarët' e Shqipëtarëvet nga Grekëretë; edhe në Rumani është bërë e para shoqëri e atje është hapurë e para shtypëtore e janë shkelurë të paratë livra shqip. Këtë të mirë Shqipëria nukë do t'ia haronjë Rumanisë edhe do t'ia çpërblenjë duke dashurë e duke mbajtur mirë Vlleht' e Shqipërisë.

Po njeriu po të jet’ i likë e i dobëtë, gjith’ i hipinë siprë, jo vetëm anëmiqtë, po edhe miqtë; për të mbajturë nder’ e ti, duhetë të tregohet’ i zoti kuntrë anëmiqet edhe kuntrë miqet. Kështu edhe na, sado që Vllehtë na duanë edhe kanë nevojë për miqësit tënë, me gjithë këtë, duanë të jenë më të lartë e më të ndjerë se na, duk me qënë aqë më të pakë edhe t’ardhur’ e të huaj në Shqipëri. Janë ca Vlleh që duan të tregojnë në Evropë që Vllehtë janë mëndja e Shqipëitarëtë trupi, që Shqipëtarëtë duhetë të lëftojn’ e të vritenë e Vllehtë të qeverisinë e të gjykojnë. Këta nukë ndruhenë të thonë që Shqipëtarëtë s’kanë nevojë për shkronja e për shkolla, se kanë shkronjat' edhe shkollat e Vllehet. Këtë dorëhapuri na i bëjn’ edhe Grekëret’ e Tyrqitë, të gjithë na duanë aqë sa të n’apënë gjuhën’ e shkronjait’ e tyre, edhe të gjithë na presinë në shkollat të tyre me krahë hapurë!

P’andaj edhe Vllehet nukë duhetë t’u besojmë aqë teprë me gjithë që duamë ta besojmë që ky mendim s’ësht’ i të gjithë Vllehet as i më të urtëvet. Sido që të jetë puna, na duhetë të mendojmë mirë punën tënë e të përpiqemi vetë për punët të vet, se në këtë jetë sicilido përpiqetë për vetëhe. Armiku do të të marrë lëkurënë, edhe miku robënë.

# IX. Të shkruarit' e gjuhës shqip.



Thamë edhe më siprë që m'e par' e shënjavet të një kombi edhe ajo q'e bën të nëmërohetë një komp më vetëhe, është gjuha. Një gjuhë, që s'shkruhet' e këndohetë, nukë ziretë gjuhë, si Provansalëtë në Francë, Katalonasitë në Spanjë, Galëtë n'Ingjilterë e të tjerë kaqë kombe, që flasinë nga një gjuhë më vetëhe, po nukë shkruajnë gjuhën' e tyre, dhe bota i njeh për Francezë, Spanjolë, Ingjiliz' e të tjerë pas gjuhësë, që shkruajn' e këndojnë.

P'andaj e par' e punëvet, që duhetë të ketë kujdes një komp, që do të ruanjë kombërin' e ti, është të shkruarët' e gjuhës së ti edhe p'andaj ata që duanë ta humbasin' e ta rofitin' atë komp, vënë këmbë t'i ndalojnë nga të shkruarët gjuhën e tyre.

Kemi thënë qysh Shqipëtarëtë s'janë kujdesurë që kreit për të shkruarë gjuhën' e tyre, qysh gjuha shqip ka mbeturë e pashkruarë gjer në kohët tënë edhe qysh është ruajturë gjuha jonë nga të rojturit' e prindëvet tanë veçan e pa përzjerë me të tjerë kombe. Po s'është vetëm kombi ynë, që s'ka pasurë shkruarë gjuhën' e ti; edhe shumë kombe të tjerë t'Evropës' e t'Asisë kanë zënë të shkruajnë gjuhën' e tyre në këtë shekull të pastajmë. Në është ruajturë shqipja kaqë mijë vjet pa shkronja, pas këtaj s'munt të ruhet' edhe shumë kohë, me të qënë që kohëtë u ndruanë, nonjë komp s'munt të ronjë i ndarë e veçan, fqinjëtë u xgjuanë e po venë mbarë edhe përpiqenë të na rofitinë. E para pun' e këtyre është të na bëjnë të harojmë gjuhënë tënë, të mësojmë të tyrenë. Jo vetëm Shqipëtarët' e Greqis' e t'Italisë po edhe shumë nga të Shqipërisë zunë të mos flasinë e të mos dinë shqip, tek prindërit' e altyre s'dininë tjatërë gjuhë. Po të lihesh kështu e pashkruarë shqipja, q'është ruajturë që kaqë mijë vjet e tëhu, do të humbiste e të harohësh në pakë kohë.

Duke parë këtë rezik të math, të keq e të tëmeruarë, ca Shqipëtarë me zëmrë plot dashurije për kombërit të tyre, nxuarë në shesht dëshirënë, që ka pasurë të pshehurë në zëmrë çdo Shqipëtar i ndrituarë për të shkruarët të gjuhës' së bukurë sanë. Janë njëzet vjet, në kohët të lidhjes së Pizrenit, u bënë shkronjatë shqip të plota e të mbaruara me të pasurë çdo shkronjë vetëm një zë edhe për çdo zë një shkronjë më vetëhe. Me të parë shqipëtarëtë gjuhën' e bukurë të tyre të shkruar' aqë mirë, i zunë shkronjatë me të dy duartë; edhe shoqërirëra u ngrehnë në Rumani e n'Egjyptë pas asaj së Konstantinopojësë, e cila s'mundi të qëndronte shumë kohë nënë xgjedhët të Tyrqet. Një shkollë u hap në Korçë

e për së pari here zuri të mësohësh gjuha jonë. Shkollatë nuk' u shtuanë e të vininë mbarë si duheshe, po shkronjatë shqip u përhapnë nëpër gjith' anët të Shqipërisë, edhe burra e gra, djem e vasha, gjithë mësuanë në pak kohë të shkruajn' e të këndojnë gjuhënë shqip. Më njëzet vjet shkronjatë shqip lëshuan' aqë rënjë të shëndosha e zun' aqë themele të fortë, sa s'munt të çkulet' e të rëzonet kurrë. Ky dru, q'u vu njëzet vjet më parë, u lulëzua edhe dha pemë fort t'ëmbla e të bukura.

Mbrodhëri' e shkronjavet shqip është vdekje për armikët' e kombërisë sanë. Më parë gjithë thoshinë që kjo punë s'bëhetë, shqipja s'është një gjuhë që të muntnje të shkruhetë, është një gjuh' e lig' e e prishurë, s'munt të ketë shkronjëtore, nonjë dituri s'munt të shkruhet' e të mësohetë në këtë gjuhë e kaqë të tjera fjalë të kota, për të bërë na ta presimë shpresëhë e të mos prëpiqemi për të shkruarë gjuhënë tënë. Po kur panë që shqipja u shkruaka fort mirë, u kënduaka shumë bukurë, u bëka shkronjëtor' e saj, edhe qënka m'e mirë e m'e mbaruarë se gjithë gjuhët' e dheut, u mësuakanë me të gjithë dituritë; kur e kuptuanë që, sa të mësonjë Greku gjuhën' e Omirit, t'Evripidhit, të Platonit e të tjera gjuhëra të humbura, sa të këndonjë Tyrku gjuhën' e gjer' e të gjatë t'Arabëvet e të Persanëvet, pamundurë t'i mësonjë, sa të merrenë këta me këto gjuhë, Shqipëtari e ka mësuarë gjuhën' e ti ta shkruanj' e ta këndonjë drejt në ca dit edhe ka mësuar edhe shumë mësime të nevojçime.

Kur panë këto të mira në gjuhët shqip e mbrodhësin' e madhe të shkronjavet tona, e kupëtuanë që Shqipëria do t'u dalë nga thonjtë, edhe u bashkuanë gjithë për të ndaluarë të shkruarët' e gjuhës shqipe. Tyrq, Grëkër, Shqeh e të tjerë, sado që janë armikë në mes të

tyre, dhanë dorënë njëri jatërit kuntrë neve. Port' e Lartë e plas' e Yllit, patrikëri' e Fenerit, qeveri' e Athinësë etj. u bashkuanë në këtë punë; Tyrku ndaloi të hapuritë shkolla shqip, zuri livraitë në tellonë, nukë la të shkelësh as një copë kartë në gjuhët tënë edhe i vështoi me sy armiku duke quajtur kormtë, pas zakonit të ti, gjith' ata që doninë të shkruajn' e të këndojnë në këtë gjuhë; Greku thiri e çori lëveretë që nga Athina kuntrë të shkruarit të gjuhësë sanë, ngrehu njëmij' tatrikëra kuntrë Shqiptarëve, që duanë gjuhën' e tyre, i vrau të shumëtë me dorët të Tyrkut; patriku e dhespotëtë hodhë aforismatë si Hyji rrufenë qëmoti.

Gjithë këta ndalime bënë të mos shtohen' e të mos përhapenë shkollatë shqip në Shqipëri e të mos dalënë livra e ditare etj. në gjuhët tënë; po nukë ndaluanë dot Shqipëtarëtë nga të mësuarëtë shkronjatë sbqip. Shqipëtari është mësuarë të nxërë shkronja edhe pa shkollë, në shesht' edhe pa livra e të shkruara me dorë.

Shqipja sot nuk' ësht një gjuhë e pashkruarë si qe njëzet vjet më parë; sot është një gjuhë, që shkruhet' e këndohetë, edhe nga më të bukuratë. Nonjë gjuhë s'këndohetë aqë lehtë e aqë mirë sa shqipja. Kjo i hidhëroi e i helmoi fare armikëtë tanë, së, duk me parë që ka lëshuarë aqë rënjë të gjata e të forta të shkruarit' e gjuhësë Shqipe, nuk mundinë më sot të thonë që Shqipja nuk mund të shkruhetë; se ja tek u shkrua.

# X. Varfëri' e Shqipëtarëvet e pakryesi' e Shqipërisë.



Shqipëria gjer ca kohë më parë ka qënë mjaft e pasur' e e begatë. Shqipëtarëtë roninë me rogat' e ushtërisë e me rrëmbimët të luftësë, si edhe me disa mjeshtëri, që kishinë. Mvishnin' e mbathninë robën' e plaçkën e tyre, që bëhesh në vënt. Pagesat' e qeverisë ishinë fort të paka e të lehta. Nga të hollatë, që sillninë së jashtësmi në Shqipëri, fort të paka delninë jashtë, të shumatë mbeteshinë ne vëndit. Kjo sillte një begati të përgjithçme.

Sot s'është puna kështu; Shqipëtarëtë më nukë venë ushtarë me rogë po futenë nënë një xgjedhë ushtërije; nukë kthehenë nga lufta të mveshurë n'ar e të farkuarë me armë të lara, po lakuriq, të smurë e të këputurë. Nonjë gjë s'bëhetë dot në vëndit, se punëtorëtë vëndës s'ia dalinë dot kuntrë fabrikavet t'Evropësë. Edhe ato dy pare, q'u bjenë në dorë Shqipëtarëvet, rjedhinë nga duart' e tyre e rungullisenë n'Evropë. Pagesat' e qeverisë janë të shumta e të rënda, sa me-zi i paguajnë. Fitimet' e

vjetërë u ngrinë, të tjerë të rinj s'erdhë në vëndit t'atyre. Për udhëra paguajnë veçan, udhë s'ka; lumënjtë mbytinë fushatë; ethetë, që çpikenë nga këto baltëra, bëjnë boitënë të jenë gjithënjë të sëmur' e të dobëtë, të mos punojnë dot e të vdesinë nga sëmundja e nga urija. Kështu një varfëri e madhe e e keqe e ka mbuluarë gjithë Shqipërinë.

Qeveri' e Tyrqet në Shqipëri është vetëm për të mbledhurë pagesat' e ushtarëtë: eja ti, djalë shqipëtar, që shkele më të njëzettënë vit, të veç n'anët të dheut, të mbyllesh në një *këshlla* lakuriq e urëtë! eja ti, Shqipëtar i varfërë, të paguanç pesë grosh për një dhi, nga e cila s'nxjer dot as gjymësën' e këtyre pareve në mot! Kjo është pun' e qeverindarit tyrk; po qeveri s'ka; pa dalë mirë zaptijeja nga kolumb' e pshatarit, të cilit i mori djalin' a gjënë, i hyn kusari ta vjedhë a armiku ta vrasë, edhe ay qeverindar, që qe i zoti te rjepë, s'ësht' i zoti ta ruanjë nga kusari a ta mburonjë nga armiku! I gjori Shqipëtar ësht' i shtranguarë të rrijë dit' e natë me armë në dorë që të munjë të ruanjë gjën' e shpirtin' e ti; po në i lënçin' edhe armë, se shumë herë armëtë ia mer, e le duarlidhurë përpara hajdutëvet e armikëvet, nga të cilëtë nuk ësht' i zoti ta ruanjë. Pa le që shumë herë qeverindari bashkohetë me hajdutnë për të rjepurë Shqipëtar' e nderçure.

A munt të quhetë qeveri një qeveri e këtillë? Nukë, kurrë. Shqipëria gjendetë nënë një paqeveri të keqe. S'ka nonjë qeveri. Shqipëtarëtë hajen' e vritenë në mest të tyre për ditë; gjaku i Shqipëtarit derdhetë kot e pa punë, ay gjak i vjejturë që do të mos derdhesh as një pikë përveç për ruajtjet e për shpëtimt të Shqipërisë!



Varfërija paqeverija, padituriјa sjellinë grindenë, ndarjenë, mosdashurinë. Shqipëtarëtë, të varfërë, të padіturë, të ndarë, armikë njeri me jatrinë, po vritenë në mest të tyre, po derdhinë gjakn' e tyre kot e, sa venë, po humbasinë! Kanë rënë më një gjumë të thellë e të rëndë. Fqinjët' e tyre ditë me ditë po xgjuhenë, po ndritohenë, po shtohenë e po hedhinë gjurma të mbëdha brënda në Shqipëri, të cilënë janë gati ta copëtojnë fare!

Kështu është sot Shqipëria!



# Krye e tretë

## Ç'DO TË BËHETË SHQIPËRIA?



### XI. A munt të qëndronjë Shqipëria si është?

Shqipëria është një cop' e Tyrqisë s'Evropësë. Qëndrimi' i saj si është sot është lidhurë me rojtjet të Tyrqisë n'Evropë; Tyrqia a do të ronjë edhe shumë kohë n'Evropë? Kësaj pyetjeje njeri s'i përgjigjetë dot a përgjegj' e kësaj është jo. Tyrqia rojti shumë n'Evropë; pas kuvëndit të Berlinit dhjetë vjet besohësh të ronte; shkuanë njëzet,

do-me-thënë rojti shumë. Kjo mbretëri s’ka bërë dhe s'bën gjë fare që të xgjatnjë rojtjen’ e saj. Si një i sëmurë, që s’bën ç’i thonë shëronjësitë e i vë krusmënë trupit të ti, ashtu edhe kjo mbretëri po bën gjithë ç’duhetë për të shkurtuarë ditët’ e saj. Nuk’ e dimë edhe sa kohë munit të ronjë n’Asi edhe është jashtë qëllimit tënë të flasimë për atë; po n'Europë jetën’ e ka fort të shkurtërë. Shqipëria s’ka bërë themel as ka lëshuarë rënjë më vetëhe; ron mi themelt të gremizurë të Tyrqisë e me rënjët të kalbura t’asaj. Me të rënët të kësaj stihije së madhe, do të bjer’ edhe Shqipëria e do të shtypetë nënë gërmadhat të rënda t’asaj.

Kombet’ e tjerë të Tyrqisë s’Evropës kanë zën’ e po bëhenë gati që kurthi, që të mundinë të qëndrojnë më vetëhe të tyre e të mos shtypenë nënë gërmadhat të Tyrqisë. Këta kombe ngjajnë m’ato barëra, q’ushqehenë e shëndoshenë nënë dëborët të dimërit edhe, kur hiqetë kjo barr’ e ftoht’ e e rëndë nga faq’ e dheut, ato zën’ e lulëzojnë e xbukurohenë në çast. Po Shqipëtarëtë, që kaqë qint vjet etëhu janë varurë më Tyrqit, sado q’e shohënë që kjo stihi e madhe, q’e thonë Tyrqi, ësht’ e shëmburë e ditë me ditë po i bjenë strehëtë, prapë s’heqinë dorë nga të psheturit nënë të. Kjo dëbor’ e kaqë qintsh vjet, që ka ushqyerë nënë të kombet e tjerë, Shqipërisë i ka djegurë rrënjëtë me të ftohëtit të saj; Shqipëria ka ngrir’ e është tharë në këtë dimërë të gjatë të tiranisë së zezë, me gjithë që s’është shkelurë aqë sa vëndet’ e tjerë.

Pun’ e Maqedhonisë u vu përmi cohët të gjelbërë të diplomatisë, a kështu a ashtu do të marrë një funt; Rumelia nukë do të mbesë si është; Tyrqet do t’u pritenë pakë thonjtë, e do të mos rjepinë më kombet’ e këtyre vëndeve: thirjetë kombevet do të dëgjohenë e të drejtat e

tyre do t'u epenë. Atëherë Shqipëtarëtë a do ta nxjerinë zënë, a do të kërkojn' edhe ata të drejtat' e tyre? Apo do të përpiqenë gjer n'orët të fundit për të mbajturë tiranin' e Tyrqet mi kryet të tyre e të tjerëvet kombe? Këtu është puna.

Sa afrohet koh' e të ngriturit të tiranisë së zezë të Tyrqet, aqë çeletë shpres' e shpëtimit të kombevet, që rënkojnë nënë të. Pamë më siprë që Shqipëtarëtë me kohë kanë qënë shokët' e Tyrqet e jo robërit' e tyre; po sot ata heqinë më të madhenë tirani, ata janë shkelurë e shtypurë më keq se gjithë. Kur është kështu, pse gjithë kombetë përpiqenë ta hedhinë së sipërmi këtë hije të rëndë, e Shqipëtarëtë duan ta mbajnë? Apo nukë shohënë që po i vënë krahëtë një muri, që po gramizetë e do t'i shtypnjë duke rënë mi ta? Shqipëtarëtë janë si një njeri, që ka rënë në dett e di të bënjë not mirë, po duanë, duke shpëtuarë, të shpëtojnë edhe Tyrqitë, të cilëtë kanë rën' edhe ata në dett edhe s'dinë not; po këta të mallëkuarë nukë len' atë që di not, t'i zërë nga duhetë e t'i nxjerë jashtë ujit, po i zën' ati të dy këmbëtë a një këmb' e një dor' edhe s'e lenë të bënjë not. Kështu edhe vet komb' i tyre po mbytetë edhe kombinë shqipëtar po e heq me vetëhe mu në funt itë detit e po e mbyt. Shqipëtari, që po e sheh këtë rezik me sy, pse e le vetëhenë në duart të këti të ligu e të pamëndi, që s'munt të shpëtonjë vetëhenë edhe as le ta shpëtojnë, po kërkon të mbytnjë me tradhëti edhe ata që duanë ta shpëtojnë? Ç'duhetë të bënjë një njeri, që bije në një rezik të këtillë? — T'i apë një shkelmë të shëndoshë këti tradhëtori, që kërkon ta mbytnjë, ta dërgonjë në funt të detit edhe të shpëtonjë vetëhen' e ti. Kjo është udh' e shpëtimit e jo tjatërë.

Tyrqia as munt të ronjë paskëtaj, as do të ronjë, edhe as duhetë të ronjë. Shqipëtarëtë po që të duanë të mos ndahenë nga Tyrqia, duhetë të humbasinë bashkë me të. Ky është një njeri i vdekurë; sado ta duamë të vdekurinë, duhetë ta vëmë në dhet; të duamë të mos ndahemi soje, është si të duamë të hyjmë në varrt me të bashkë. Ay qelbetë, u qelp, s'e mbaj më dot më, se kundërmon botënë.

P'andaj themi prapë që Shqipëria, si ka rojturë gjer më sot, paskëtaj s'ron as pakë. Le që Tyrqia ësht' e vdekurë edhe s'munt të ronjë me të; po edhe sikur të ngjallësh kjo mbretëri e të ronte edhe ca koha, Shqipëria prapë do të mos muntte të ronte, se ngjallj' e Tyrqisë është vdekj' e Shqipërisë. Pamë më siprë qysh Tyrqitë u lidhinë duart' e këmbëtë Shqipëtarëvet edhe i mbajnë t'i hanë e t'i përçajnë të tjerëtë [grekët, shqehtë etj.] Shqipëria gjer më sot e ka mbajture kombërin' e gjuhën' e saj, po paskëtaj s'e mban dot, po s'bëri edhe ajo shkolla e të vejë mbarë në diturit; po qeveri' e Tyrkut Shqipëtarë s'e le të hapnjë shkolla e të shpjerë përpara gjuhën' e ti, kur të tjerëtë, armiqët' e saj edhe të Shqipërisë, i le të dlir' e të çpenguarë të bëjnë ç'të duanë.

Kështu të jetë që të ronjë Tyrqia edhe ca vjet, do të mos mbetetë më Shqipëri, po ky vënt do të jetë copëtuarë për jetë [në mes të grekëve e të shqehve].

# XII. A janë të zottë Shqipëtarëtë të mbajn’ e të ruajnë vetëhenë?



Dy gjërëra duhenë në këtë jetë: e drejta edhe fuqija. E drejta pa fuqi, si edhe fuqija pa të drejtë është si një krah i vetëm; nonjë zok s’fluturon dot me një krah. Më të rallë bën pimë fuqija pa të drejtë; edhe e drejta pa fuqi fort rallë dëgjohetë. Peshku i math e ha gjithënjë të vogëlinë.

Tani Shqipëtarëtë q’e kanë të drejtëne me vetëhe, aty s’ka dyshim. Qysh të mos ketë Shqipëtari të drejtë të shkruanj’ e të këndonjë gjuhën’ e ti, kur gjithë kombetë', edhe më të liqt’ e më të dobëtitë, e kanë këtë të drejtë edhe njeri s’i ndalon? Përse Shqipëtarëtë të jenë të mërguarë nga një e drejtë, q’e kanë gjithë kombet’ e dheut? Të mos mundinë të shkruajn’ e të mësojnë gjuhën, e tyre po të tjerë kombe të huaj të vin’ e t’u hapinë shkolla në gjuhërat të tyre e t’u kthejnë kombërin’ e gjuhën tyre? Janë kaqë të dobëte Shqipëtarëtë? - Jo! njëmijë herë jo.

Shqipëtarëtë janë më të fort se gjithë kombet' e sinisisë së Ballkanit. Pas shumicës së tyre mbase janë më të fortë e më të shëndoshë se gjithë kombet' e dheut. Sot në këtë ditë e kështu si është Shqipëria munt të nxjerë një ushtëri prej 500.000 njerssh! Pa 200,000 e 300.000 dalinë me një herë. Ata q'e njohinë Shqipërinë, s'çuditenë me këto nëmura, se kaq' ushtëri Shqipëria ka nxjerr' edhe nxjer për herë. Edhe kjo është pun' e diturë që një ushtëri prej 200,000 Shqipëtarësh është mbaras me një ushtëri të 500,000 ushtarësh të huaj. Trimërin' e Shqipëtarëvet edhe armikët' e tyre s'e ndryshojnë dot.

Pamë më siprë se sa trimërira kanë bërë Shqipëtarëtë edhe qysh u kanë xbardhurë faqenë të huajt, q'i kanë pasurë zotërinj a shokë. Këta që kanë treguarë kaqë trimëri për të huajt, të cilëtë edhe s'para ua kanë diturë, s'qënkanë të zottë sot të mbajn' e të ruajnë vëndinë, gjuhënë e kombërin' e tyre? Qysh te mos jenë të zottë për këtë të drejtë, kur kanë edhe vendinë të fortë, q'u ndih? Gjer më sot kanë lëftuarë gjithënjë vetëm me fuqi, po jo kurrë me të drejtë; sot është dita të lëftojnë me të drejtë e për të drejtë. Nukë ka më të shënjtëruarë të drejtë se kombërija, gjuha e mëmëdheu për një komp. Një trim, që lëfton për plaçk' e për rrëmbim, është kurdoher' i turpëruarë; ay që lëfton për një të drejtë të këtillë, është dy herë trim; e drejta i ep një forcë e një fuqi, që s'e lë kurrë të mundetë, po e bën njërënë të muntnjë dhetë!

E po kur janë Shqipëtarëtë kaqë të fort' e trima, pse rrinë me duar lidhurë, e të huajtë të dobët' e pa nonjë fuqi si edhe pa nonjë të drejtë po i copëtojnë e po i humbasinë për jetë? Rrinë me duar lidhurë, se duart ua ka lidhurë e ua mban Tyrku, edhe të huajtë po i copëtojnë me fuqit e me ndihmët të këti! E po Tyrku ay vetë është kaq' i fortë,

sa me një dorë t'u mbanjë duartë Shqipëtarëvet e me tjatrënë t'u ndihnjë armikëvet të këtyre? Jo, këtë e dimë që s'ësht' i fortë, po është dhelpërë: Shqipëtarëtë i mban me dhelpëri e me tradhëri. Ta themi edhe kështu: Shqipëtarëtë i lidhinë vetë duart' e tyre, se janë të paditur' e të verbërë!

Shqipëria sot është si një dragua i fortë, i rrethuarë prej ca çakajsh e dhelpërash, të cilëtë i kanë lidhurë këmbëtë e bëhenë gati ta çajn' e ta përlajnë. S'ka përveç se të tundet' e të lëkundetë pakë të luanjë një herë dorën' e këmbënë edhe gjithë ata çakaj e ato dhelpëra do të përhapenë e do të mos kuxojnë as të kthejnë syt' e ta vështojnë një herë. Më parë Tyrqisë t'i tregonjë një herë dhembëtë e t'a thotë: hiqu ti e mos u përzje' se po të shoh bukurë se qysh po m'i çpërblen të miratë, që të kam bërë; unë kam pesëqint vjet që po të ruanj e ti po më mban duartë lidhurë që të më çanjë të tjerë; e do të më heqç edhe mua në funt të trapit, tek ke dëshirë të biesh vetë. Ç'janë Tyrqitë? — Një komp i egërë t'ardhurë nga shkretëtarat' e Asisë së Veriut me nga një hosten në dorë. Këta me egërsi të tyre zunë më të bukurit' e vëndevet të botësë e më të qytetuarëtë; edhe si i ropnë, i gremizë e doqnë, po i mbajnë edhe gjer më sot nënë një egërsi, nënë një varfëri, nënë një tirani, që tëmeron gjithë botënë. Nga gjithë këta vënde, që po rënkojnë që nga kaqë qint vjet e tëhu, edhe njëri është Shqipëri' e gjorë, që heq këtë tirani, a heq më shumë se gjithë vëndet' e tjerë nga pakujdesj' e Shqipëtarëvet. Tyrqitë janë nga ata kombe, që kanë shkuarë mi dhet si një breshërimë e si një borë. Ku janë Hynëritë, Vandalëtë, Mongolëtë, Avarëtë, Gotëritë e kaqë kombe t'egërë, që zunë gjymësën' e faqes së dheut duke djegurë, duke gremizurë e duke derdhurë gjak? Tyrqitë

s'kishinë të drejtë të rojnë më teprë se ata shokët' e tyre; rojtjen' e qëndrimin gjer më tani e patnë qelepir, tani s'kanë nonjë të drejtë të rojn' e të qëndrojnë më edhe as din' e as duanë të rojnë më, se gjer më sot s'kanë bërë një kombëri e një qeveri si gjithë bota, po duanë të rojnë për jetë me egërsi. Këta do të humbasinë edhe duhetë të humbasinë që të shpëtonjë njerëzia syresh; po ç'kanë me na që, duke rënë, duanë të na marrinë edhe na me vetëhe? Na ç'kemi me ta? A mos erthmë me ta? Jo, kurrë! Na s'jemi as Tyrqas të ardhurë nga shkretëtirat e Asisë. Na jemi m'i vjetri komp i Evropësë; kemi të drejtë në dhet' t'Evropësë më teprë se çdo komp.

Këtë të drejtë të shënjtuarë Shqipëtarëtë janë të zottë ta ruajnë e ta kërkojnë edhe me armë në dorë. Kur përzjehetë e drejta me fuqit, merr një forcë, të cilësë gjë s'i rri dot kuntreq. Shqipëtarëtë janë pra të zottë itë mbajn' e të ruajnë të drejtën' e tyre, domethënë kombërinë, gjuhënë e mëmëdhen' e tyre kuntrë çdo armiku; arrin vetëm të duanë.

# XIII. Shpëtimi a humbja e Shqipërisë është në dorët të Shqipëtarëvet.



Shqipëria sot ndodhetë në majët të një rripe fort të thellë e të tëmeruarë. Të qëndruarëtë n'atë majë s'është punë që mund të bëhetë; po që desh të qëndronjë, do të rrungullizetë nga rripa e të bëhetë një qint copë. Në dashtë të shpëtonjë, duhetë të prapsetë nga ajo majë e të zërë një vënt të sheshmë e të pafrikçimë.

Shqipëria, po që të shpëtonjë nga reziketë, q'e kanë rethuarë e të hynjë n'udhët të mbrodhësisë e të mbarësisë bëhetë një nga më të mirëtë e nga më të bukuritë vënde t'Evropës. Sado që vënt jo shumë i math, s'është dhe shumë m'e vogëlë se Greqia, se Sërbia, se Bullgaria, se Rumania, se Danimarka, se Belxhika, se Holanda, se Svicëra etj., nga të cilatë sicilado është një mbretëri më vetëhe. Ndodhetë kundreq Evropës, është fqinjë me Italinë e me Austrinë.72) Munt shumë çpejt 'të hynjë në qytetëri e të përzjehetë me Evropënë. Ka gjithë ç'i duhetë,

si e pamë më siprë. Shqipëtarëtë janë fort të xgjuar' e të mëntçimë; kanë nxënie të madhe për qytetëri e për çdo farë diturije; janë trima e ushtarë të çquarë.

Mëmëdheu yn' i dashuri nukë ron dot edhe shumë kohë kështu si është sot; a do të humbasë për jetS e nukë do të mbesë as Shqipëtar as Shqipëri, a do të shpëtonjë e të ndërtohetëi me një mëndyrë që të mos ketë shëmbëilë në jetët e t'i kenë zili gjithë kombet' e dheut. Të shpëtuarët a të humburit' e Shqipërisë është në dorët të Shqipëtarëvet; në daçinë, do të shpëtojnë, në daçinë do të humbasinë.

Shqipëtarëtë s'kanë nevojë të zirenë nga armëtë, të hiqenë nëpër maletë e nëpër shpellat, itë vriten' e të prishenë si bëjnë kombet' e tjerë për të fituarë dlirin' e tyre. Shqipëtarëtë s'jan' aqë të shkelur' e të posh'tuarë, sa të shtrëngohenë në itë këtillë mundime. S'kanë nevojë' të bëjnë gjë përveç se të lidhinë fjalë ne mest të tyre, të bashkohenë gjithë sa janë, t'apën e të marrënë besë burrërisht, të qëndrojnë në fjalëf: të patundurë edhe të kërkojnë të drejtën' e tyre nga Tyrqia e nga Evropa. Tyrqia do t'i dëgjonj,ë e do t'u apë ato që kërkojnë me hir a me pahir edhe Evropa do t'u ndihnjë, si u ka ndihurë edhe kombevet të tjerë; edhe do ta shtrëngonjë Tyrqinë t'u ap' edhe këtyre >të drejtën' e tyre.




# XIV. Besa e lidhja.

Bes' e Shqipëtarit është edhe ka qënë gjithëmonë e ditur' e e dëgjuarë hdër gjithë botët. Besënë, q'ep Shqipëtari, s'e mer prapë, s'e prish e e mban, gjer sa të ketë një reketim shpirti në kufomët të ti. Besa, q'e ka nderuarë gjer më sot Shqipëtarë, ajo besë do ta shpëtonjë sot nga gjithë reziket. Më parë se çdo gjë Shqipëtarëtë duhetë të lidhinë një besë të madhe e të përgjithçime në mest të 'tyre e të bëjnë një lidhje e një bashkim, që të pushtonjë të tërë Shqipërinë. Çdo Shqipëtar do të futetë në këtë lidhje e në këtë besë. Të lenë gjaqetë e armikëritë në mest të tyre; ç'është bërë gjer më sot, ta harojnë; kush ka për të marë gjak, ta dhuronjë. Gjaku i Shqipëtarit është shum' i vjejturë; pse të derdhetë kot? Pse të vritemi njëri me jatrinë, tek kemi nevojë të bashkohemi e ta derdhimë atë gjak kuntr' armikëvet të mëmëdheut? Shqipëtarëtë, kështu të lidhurë me një besë të fortë e të bashkuarë me një lidhje, do të jenë si një d vetëm, trim e i fortë, i cili ka një dëshirë, një fjalë e një qëllim të vetëm. Kush i del kundreq atëhere Shqipërisë e Shqipëtarit e kush kuxon t'i

rrëmbenjë a t'i shkelnjë të drejtën' e ti, si ja bëjnë sot q'e gjejnë të ndar' e të dobëtë?



O burra-ni, o Shqipëtarë! Zihuni me të' dy duartë në besët, në lidhjet e në bashkimt, se kjo do t'ju shpëtonjë! Jo po në mos, ini të humburë. Mos vështoni bes' e fe; myslimanë, katolikë, orthodhoksë, gjithë Shqipëtarëtë, sa jan' e tek janë, janë vëllezrë. Gjithë duhetë të bashkohenë nënë fjamurit të shenjtuarë të Shqipërisë!! Ay Shqipëtar, që le vëllezërit' e ti e ndahetë nga Shqipëtarëtë, për të bashkuarë me armikët' e Shqipërisë, duke hequrë prej bese, ay është tradhëtor, ësht' armiku i kombit e i mëmëdheut. Të këtillë Shqipëtarë më mirë të mos jenë se të jenë. Këta duhetë të vështohenë si armikë e jo si Shqipëtarë.

Lëvdatë i qoftë Zotit! Lidhjeja po bëhetë në Shqipëri, besa po forcohetë, bashkimi po xgjerohetë. Nga një çip' i Shqipërisë u zu lidhjeja edhe ditë me ditë po përhapebë nëpër të tërë Shqipërit. Në kryet kjo lidhje u duk si e ndryshme, si e huajë nga qëllim' i Shqipëtarëvet; po sa vete, po del në shesht që s'ësht' pëllor, do të bëhetë një Egjypt' e dytë. Bregoret' e Muzeqesë munt të mbulohenë me vreshta e me ullinj; edhe luadhet' e saj munt t'ushqejnë kuaj e bagëti, sa të mbushinë jo vetëm Shqipërinë po edhe Evropënë.

Të hapurit' e limanit të Durrësit, liman i gjer' e i bukurë n'anët të veriut të këti qyteti, të cilënë Sulltan Mehmeti e ka mbyllurë me padituri të ti për të mos hyrë aniet' e Veneçamëvet; të hapurit' e grykës së këtij limani edhe të thelluarët' e të brëndësimit do ta bëjnë këtë qytet të përsëritetë si ka qenë një herë qëmoti e të bëhetë një Trijest' e dytë a një tjatrë Selanik. Edhe shumë të tjerë limane munt të hapen' e të qërohenë nëpër anët t'Adriatikut, si Butrintoja etj. e shumë skela me tregëri të madhe të çpikenë e të venë mbarë.

Një shoqëri vaporësh munt të ngrihet e të punonjë vapore nëpër skelat të Shqipërisë edhe gjer në Triestë, në skelat t'Italisë e të Greqisë. Vaporë e anie munt të punojnë edhe nëpër këneta të Shkodrës, t'Ohrisë, të Prespësë etj. si edhe në ca nga lumënjtë, që do të hapenë.

Gjithë këto punëra si edhe pyjet' e metaletë do të vështohenë prej ministrës së punëravet të përgjithçime. Çdo pyll do të ndahetë më disa gastra edhe, gjer sa të vinjë radha të pritetë gastr' e funddtë, gastra, q'u pre të parënë herë, do të jet' arriturë për së rish; ekështu gjithënjë do të priitetë lëndë nga pyjet edhe kurrë pyjetë do të mos mbarohenë, po të përsëriten' e të jenë kurdo të lulëzuarë. Metaletë do të kërkohenë nëpër të gjith' ant' të Shqipërisë e të nxirenë kudo të gjendenë.

Edhe mjeshtëritë e tregërija si edhe bujqësija e bagëtija do të kenë kujdesën' e kësaj ministre, e cila do të përkujdesetë të vejë mbarë në çdo vënt ajo mjeshtëri, në të cilët janë mësuarë vëndësitë: leshi, liri, pambuku, mëndafshi, hekuri, druri t'arrihet' e të punohetë sa të mundetë më tepër, që të mos ketë Shqipërija aqë shumë nevojë të sjellë nga këto së jashtësmi.

# XV. Punërat e besëvet.



Ndë nga ministret, i diturisë a i gjyqit, do të ket' edbe punërat e besëvet. Një Myfti i madh për myslimanëtë, një Eksark për të krishterët' orthodhoksë dhe një kryepiskop për katolikëtë, këta do të vështojnë gjithë punët' e të tri besëvet në Shqipëri. Xhamitë, kishatë, teqetë, manastirëtë, myftinjtë, imamëtë, myezzinëtë, priftëritë e gjithë njerëzit' e vëndet' e besësë, si edhe të pasurat' e këtyre e vakëfetë do të vështohenë e të vihenë mb'udhë prej këtyre të tre zotërinj të mbëdhenj, të cilëtë do të ken' edhe nga dy këshilla për të menduarë këto pimëra. Ministri, që do të ketë edhe të qyrurit' e këtyre punërave, do t'u ndihnjë edhe do t'u vështonj' edhe hesapetë, pa përzjerë në punërat, që janë fjeshtë të besësë e në të cilatë vetëm këshillat e besësë do të mimdinë të përzjehenë. Nga të dy këshillatë, që thamë që do të ketë cilido nga të parët' e besëvet, njëra do të jetë e mbledhurë fjeshtë prej njerëssh të besësë: myftinj, ylema, myderrizë, dervishë, piskopë priftrë, theollogë etj. tjatra do të jet' e përzjerë prej të këtillë njerëssh edhe prej bote. Epara do të përzjehetë vetëm në punërat të besësë, do të vëshitonj' edhe livrat' e besësë; e dyta do të vështonjë qeverin' e xhamivet e të kishavet, do të vështonjë hesapetë e të tjera të këtilla gjërëra. Ca nga miset' e këtyre këshillave do të

vihenë prej të parëvet të besëvet e të vërtetohenë prej kreit të qeverisë duke shkruarë ati nga an' e ministrit të besëvet edhe ca do të xgjidhenë prej vëndëset.

Të parët' e besëvet, do-me-thënë Myftiu i math, Eksarku e Kryepiskopi, do të Jenë në nder të math, po nukë do të përzjehenë përveç se në punërat të besësë, si edhe myftinjt' e tjerë, piskopëtë e gjithë njerëzit' e besësë. Ulemaja, dervishëtë e priftërija do të mos përzihenë as në mësimt e në shkollat përveç mësimet të besësë, që do ta bëjnë nëpër xhamit, medreset, kishat etj.

Bektashinjtë, të cilët janë mjaft të përhapurë e të shumë në Shqipëri, do të kenë një Kryebaba në një vënt të Shqipërisë, i cili do të bënjë babanjt' e tjerë e bashkë me një këshillë të mbledhurë prej babanjsh e prej dervishësh të vështonjë e të vërë mb' udhë punët e teqevet e të Tarikatit.

Gjithë besët' e tjera, do të jenë të çpenguara e të dlira në Shqipëri; Judhenjtë, Protestanëtë etj. do të kenë nga një krye më vehte nënë qyrërit të ministrit të besëvet.

Çdo njeri besën' e ka për vethe të ti edhe kurrëkush s'ka të drejtë të shtrëngonjë tjatrinë për të be suarë një gjë a për të bërë një punë të besësë me pahir. Të parët' e besëvet, ylemaja e priftërija vetëm me fjalë e me të mirë do të mundinë të sjellinë botënë n'udhët të besësë edhe këtë nëpër xhamit, medreset, teqet, kishat etj., e jo jashtë. Nonjë njeri nukë do të shtrëngohetë të paguanjë gjë për punërat e për vëndet të besëvet; veç kush të dojë vetë t'apë ç'i do zëmra.



# XVI. Punët’ e begatisë.

Shqipëria sot pas pagesavet, që merr qeveri’ e Tyrqisë në të katrë vilajejet me gjithë kumerqe e krip’ etj, nxjerr afro 3,000,000 lira tyrku në mott, përveç ç’vidhen’ e ç’hajen’ e ç’humbasinë kot.

Është' e vërtetë që të shumat’ e pagesave janë të tepra si pages’ ë bagëtivet etj. edhe duanë unjurë, që të lehcohenë bota. Po kundrejt këtyre janë kaqë gjërëra, që sot humbasinë e venë fcot, si pyjetë, metaletë e kaqë gjërëra të tjera, që po të vështohenë si duhetë, mundinë të sjellënë një begati të madhe.

Me gjithë këto, e po të vështohetë si duhetë, Shqipëria munt të ketë në mott shumë më teprë t’ardhurë; po le të na arrijnë 3,000,000 lira francishte, në të cilat sTca ndryshim, do-me-thënë 60,000,000 franga.

Shqipëria, kur të jetë më vethe, duhetë me të parët të godinjë monella të çquara e të çkoqura. Një lirë e artë që të vinjë 20 copë (franga) edhe çdo copë të ndahetë më 100 cinga (santime). Do të ket’ edhe gjymësë e një të katrëtë të lirësë prej ari si edhe dy e gjymësë e pesë lira,

do-me-thënë 50 e 100 copë bashkë. Copëtë do të jenë prej ergjëndi. Do të ketë edhe dy e gjymësë e pesë copë bashkë si edhe gjymësë e të katërtë të copësë, do-me-thënë 50 e 20 cinga të ergjëntta. Prej niqeli do të ketë monella V2 edhe 5 edhe 10 edhe 20 cingash. Këto do të jenë gjithë monellat' e Shqipërisë; po rëz' e themel' i tyre do të jetë l.i r' e artë; monellat e ergjëntta e të niqelta do të jenë vetëm për të mbushurë sumat' e vogëla e aqë të paka, sa të mos mundinë të ndrojnë të vyerët' e lirësë pas pjacës' s'ergjëndit e të niqelit, si bëhetë sot në Tyrqi nga të qënëtë mexhidet' e bardha me barë.

Një bankë kombërishte do ngrehurë që kreiit në Shqipëri. Gjith' ata njerës, që kanë të holla e s'dinë ku e qysh 't'i ruajnë e humbasinë jo vetëm uzurënë po shumë herë edhe krerëtë, do të lenë të hollat' e tyre pa frikë në këtë bankë të vërtetuarë e të zotuarë prej qevenisë. Edhe pagesatë, që do të mbledhë qeverija, nukë do t'i mbajnë nëpër arka, po do t'ia apë në çast bankësë. Banka do të ketë në çdo gastrë e në ca nënëgastra të trekta dega të sajtë. Kështu kjo bankë do të jetë gati nëpër të tërë Shqipërit edhe njeri do të mos ketë nevojë të mbanjë të holla në gjit e në kuletët; banka do të jetë arkëtor i gjithë botësë. Kjo gjithë të hollatë, që do të marrë nga bota e nga qeverija, do t'i punonjë e të sjellë begati e bukuri në mëmëdhet edhe në vëndt t'atyre do të nxjerrë monellë të kartët (banknot) edhe këto do të përdorenë më teprë në botët për të mos mbeturë ari e ergjëndi pa punuarë e pa uzurë.

Dy gjërëra i prishinë shumë herë njerëzit' e një qeverije: rog' e teprë q'u hap udhën' e prishjes' e së madhërisë, edhe rog' e pakë q'i bën të vjedhin' e të mos

vështojnë punë. P'andaj në Shqipëri duhetë të mos ketë as rogë shumë të madhe as shumë të vogëlë.



Për shëmbëllë mundimë të shënojmë rogat' e nënëpunëset e të shohëmë sa munt të bëhenë gjithë në muajt:

| | | nga | copë |
|---|---|---|---|
| | Krei i Pleqësisë | 3000 | 3000 |
| | Nenëkrei | 2500 | 2500 |
| 13 | Misetë | 2000 | 26000 |
| 15 | Shkronjës | 300 | 4500 |
| 7 | Ministrë | 2000 | 14000 |
| | Kryeministri | 2500 | 2500 |
| 8 | Kryeshkronjës | 1000 | 8000 |
| 8 | Kamareshkronjës | 2000 | 16000 |
| 3 | Të-parë të besëvet | 2000 | 6000 |
| 3 | Këshilla e shkronjësit' e tyre | 2000 | 6000 |
| 15 | Qeverindarë | 1500 | 22500 |
| 15 | Kryeshkronjës | 750 | 11250 |
| 15 | Qyrës begatije | 750 | 11250 |
| 15 | " mësimi | 750 | 11250 |
| 15 | " pun. të përgjithçime | 750 | 11250 |
| 15 | " të gjyqit | 750 | 11250 |
| 15 | Sumashkronjës | 2000 | 30000 |

| | | | |
|---|---|---|---|
| 50 | Nënëqeverindarë | 750 | 37500 |
| 50 | Shkronjës | 300 | 15000 |
| 50 | Nënëqyrës begatije | 300 | 15000 |
| 50 | Të tjerë shkronjës etj. | 300 | 15000 |
| 50 | Gjyqëtore të para | 1000 | 50000 |
| 15 | të dyta | 2000 | 30000 |
| 1 | " e lartë | 5000 | 5000 |
| 50 | Shkolla të dyta | 2500 | 125000 |
| 2000 | " të para | 200 | 400000 |
| 20 | " të larta | 5000 | 100000 |
| 10 | Akademia, shtypëtorja, yjvështonja, muzeja, biblioteka etj. | 5000 | 50000 |
| | | | |
| 20000 | Ushtarë njëri mi tjatrinë | 40 | 800000 |
| | Kadr' e ushtrisë së luftës e zhandarmëtë | | 500000 |
| | Udhëtë e të tjera punëra të përgjithçime | | 500000 |
| | Aniat' e luftësë | | 500000 |
| | Të dërguarë në vënde të huaj | | 25000 |
| | Njëra e tjatëra | | 75000 |
| | Në muajt | | 8.439.750 |
| | Të cilët bëjnë në mot | | 41.277.000 |
| 100 | Mise të këshillës së përgjithçime nga 1000 c. (2m) | | 200.000 |
| | Krye, nënkrye e shkronjës | | 10.000 |
| | në mott | | 41.487.000 në franga ari |

Kështu gjithë të prishuratë nukë bëhenë shumë më teprë se 2 miliunë lira edhe tepërojnë afro një miliun lira, të cilaitë do të prishenë për të bërë udhëra të hekurta, udhëra qerreje, limane e të tjera punëra të përgjithçime, si edhe anie e vapore për luft' e për tregëti. Këto gjërëra duke shpënë gjithnjë sa mbar' e më mbarë, do të shtojnë mot me mot më teprë t'ardhurat' e Shqipërisë, aqë sa munt të vinjë një ditë që të qeverisetë vëndi vetëm me pagesat' e kumerqevet e të tregërivet; edhe 'të shpëtojnë

fshatarët' e varfër nga pagesatë, q'apënë për vetëhe, për bagëtit, për dhet e për shtëpit të tyre, pagesa që po u thyejnë mezë e s'i lenë të marrënë frymë. Atëhere Shqipëtarëtë, si Amerikanëtë sot, do të rojnë si në parajsë.




Monell' e Shqipërisë më njërët faqe do të ketë një Shqipe të qëndruarë më këmbë me krahë gjymësë hapurë e me një yll (Hyjnë) mi ballët, shënjën' e Shqipërisë, do-me-thënë, edhe rrotullë emënin' e Shqipërisë e nënë këmbët të ketë në mest të një redhi prej degash numurinë edhë nënë të emënin e copëvet a të cingavet.

# XVII. Katundëritë.



M'i lumtur' i vëndevet në botë ësht' ay, tek ndjehetë fort pakë doj' e qeverisë. Sa të mundetë, qeverija të mos ketë të bënjë drejt për drejt me vëndëset. Për këtë punë duhetë të jenë katundëritë të goditura bukurë e vëndësitë të mos njohënë përveç këtyre edhe këto të njohënë qeverinë e të kenë të bëjnë me të. Pagesatë do t'i mbledhë katundërija e t'ia apë qeverisë; gjyqet' e vegjëlë në mëst të botësë do t'i vështronjë katundërija; udhët' e vogëla nëpër mest të pshatëravet, rnigat' e qytetevet do t'i ndërtonjë katundërija; shkollat e para, tregjetë e të tjera punëra të qytetevet e të pshatravet si edhe pyjet' e kopshtat' e përgjithçime e arat' e vreshtatë do të jenë nënë qyrërit të katundërisë.

Çdo qytet i vogëlë do të quhetë një katundëri (beledije), të mbëdhenjtë do të ndahenë më dy a më teprë katundëri. Nga katundet e pshatërat disa që janë afrë njëri jatrit e bëjnë gjithë bashkë një pellk a ri'eth, do itë zihenë një katundëri. Kështu çdo nënëgastrë do të jet' e ndarë më disa katundëri.

Çdo katundëri do të ketë mbledhjen' e përgjithçime të saj, në të cilët do të pshillenë ) gjithë burratë, që kanë ishkuarë të 20 vjettë e që kanë të pakënë një shtëpi e një arë a vreshtë a kopshtë a tjatrë gjë, që paguan të pakënë 5 copë (franga) në mott qeverisë a që di të shkruanj' e të këndonjë. Kjo mbledhje e përgjithçime një herë në mott do të xgjedhë një katundar fnahije mydiri a beledije reisi), një nënëkatundar a ndihmës katundari, tre mise të këshillës së katundërisë, mjë krye, një nënëkrye edhe tre mise të gjyqërisë së paqësë (*juges de paix.*) Emërat' e këtyre do t'i shkruhenë nënëqeverindarit, i cili atë çast do t'i dërgonjë ne qeverindari edhe ay do t'i vërtetonjë e t'i këthenjë. Ruanjësit' e udhëvet e të pyjevet copëmbledhësitë (tdhsildarëtë), xhandarëri' e katundërisë etj. do të jenë nënë urdhërit të kaltundarit. Dhëniet' e vëndëset do të mblidhenë prej katundërisë me anët të copëmbledhësit edhe me ndihmët të xhandarërisë, kur të jetë nevojë, edhe do të dërgohenë gati në nënëqeverit. Gjithë gjyqet' e vogëla, ndo për dhëoie e marje ndo për faje, do të vështohenë në gjykatët të paqës së katundërisë, e cila do të muntnjë të vështonjë edhe gjyqe më të mbëdhenj, po që të duanë të dy anëtë.

Kështu gjithë punët' e vëndit do të vështohenë prej katundërisë edhe vëndësitë do të mos njohinë tjatrë qeveri përveç katundërisë, q'është e xgjedhurë prej atyre vetë. Qeverija do të mos përzjehetë përveç se në punërat të

mbëdha e të përgjithçime, në punëra, të cilatë katundërija, me të mos mundurë të godinjë vetë, do t'ia dërgonjë nënëqeverisë.

Katundërija do të ketë dhëniet' e saj, që do të mbledhë ndo nga shtëpit' e arat' e vreshtat' e pyjet etj. ndo nga tregjet' e nga të shiturat' e të bleratë etj. Këto dhënie janë jashtë buxhesë edhe me këto do të kthehetë katundërija, të paguhenë ruanjësitë etj.

# Përmbledhje.

Nga gjithë sa thamë merretë vesh fort mirë se qysh munt të qeverisetë Shqipëria e se sa vënt i bukurë do të bëhësh me një qeveri të këtillë! Sa do të vinte mbroth e të prokopsetë! Në pakë kohë do të bëhësh një nga më të bukuritë vënde t'Evropësë e të gjithë dheyt. Me këtë mëndyrë kombi shqipëtar në pakë kohë do të bëhësh një nga më të xgjuarët' e nga më të qytetuarëtë kombe të dheut e Shqipëtarëtë, që kanë kaqë qint vjet që po rojnë në robëri, në varfëri e në shtrëngim të math, do të bëhëshinë gjiithë të pasur' e të lumturë e të roninë si njerës!

Ç'duhetë për të shpëtuar ky i gjorë komp e ky i varfërë vënt nga kjo zi e madhe, q'e ka mbuluarë e nga gjithë këta rezike q'e qanë rrethuarë, e për të lulëzuarë ashtu si thamë? Fort pak gjë: Vetëm dëshirë! Arrin të duamë; po që të duam, e kemi në dorë ta bëjmë Shqipërinë si thamë e ta shpëtojmë nga gjithë reziket' e nga gjithë myxyratë. Kur është në dorët tënë, të na Shqipëtarëvet, ta shpëtojmë a ta humbasim Shqipërinë, atëhere të mendohemi sa faj i math është të rrim' e të mos bëjmë gjë! Kjo është të vrarë mëmëdhenë tënë me dorë tënë. Kur e

kemi në dorë ta shpëtojmë e të mos ta shpëtojmë, do-me-thënë që e vrasimë me dorë tënë!

Po ç'të bëjmë? — Jo sa ç'duhetë të bëjmë:

Duhetë që çdo shqipëtar të ketë gjithënjë, nat' e ditë, ndër mënt e në zemrë shpëtimn' e Shqipërisë e mbrodhësin' e kombit shqipëtar. Kjo me se bëhetë? — Çdo Shqipëtar, që do të këtë, duhetë të dojë bashkimin' e Shqipëtarëvet; gjithë Shqipëtarëtë janë vëllezrë, kanë një gjak në rëmbat të tyre; s'ka turk e kaur po janë gjithë Shqipëtarë! Ay q'është Shqipëtar i vërtetë, duhet t'i vështonjë si vëllezrë e t'i dojë nga zëmra Shqipëtarët' e vërtetë, pa le të mos jenë në besët të ti. Shqipëtari ka qenë Shqipëtar, përpara se të bëhetë i krishterë a mysliman.

P'andaj Shqipëtar' i vërtet' e i mirë edhe ay që do shpëtdmn' e Shqipërisë, vë gjithënjë e kurdo kombërinë përpara besësë; nukë ka vëllezrë ata që ka në besët të ti, po ata që ka në kombërit të ti. Shqipëtarët' e vërtetë janë veçan vëllezrë në mest të tyre; vëllazëri' e këtyre duhetë të jetë aq' e shtrënguarë, sa gjë to mos ta ndanj' e ta çanjë dot e gjë të mos hynjë dot në mest të tyre. Qysh janë Frankmasonët' e Bektashitë vëllezrë në mest të tyre, kështu duhetë të jenë edhe Shqipëtarët' e vërtetë.

Shqipëtar është çdo njeri i pjellë prej Shqipëtarësh e që flet shqip, po Shqipëtar i vërtetë ësht' ay që ka mëndjen' e zemrënë Shqipëtar. Këta Shqipëtarët' e vërtetë janë me të vërtet' e fjeshtë Shqipëtarë. Duanë gjuhën' e kombin' e tyre edhe përpiqenë për mbrodhësit të mëmëdheut. Kur të bëhenë gjithë Shqipëtarët a më të shumët' e tyre kështu Shqipëtarë të vërtetë, Shqipëria atëhere është e bërë e e shpëtuarë nga çdo rezik. P'andaj çdo Shqipëtar duhetë të parënë të jetë vetë a të bëhetë

Shqipëtar i vërtetë e pastaj të përpiqetë të bënjë edhe të tjerë shokë, që ca nga ca e njëri pas tjatërit të bëhenë të gjithë Shqipëtarë të vërtetë.

Sot shumë Shqipëtarë, nëntëdhetë për qint, munt të themi, s'janë Shqipëtarë as me mënt as me zëmrë; kombin' e tyre e gjuhënë s'e duanë as e nderojnë; s'duanë të këndojn' e të shkruajnë në gjuhët të tyre, edhe shumë kanë turp edhe të flasin shqip! Po në kanë ata turp të thonë që Shqipëria është mëma jonë.

Shqipëria ka më shumë turp e dhuni të duketë që ka të tillë bij! Kombi Shqipëtar s'është komp për të pasurë turp prej ti; të qënët e një njeriu nga një komp kaqë trim e kaq' i xgjuarë, s'është turp, po është nder i math. Në ka mbeturë pas kombi ynë, s'është faj' i ti, po është faji ynë; në ka mbeturë gjuha shqip e pashkruarë, s'ka mbeturë, se është gjuh' e ligë e e metë, po vetëm se s'jemi kujdesurë na ta shkruajmë. S'na ka faj kombi' s'na ka faj gjuha, faji ësht' yni. Jemi mi vjetri komp i Evropësë edhe m'i fisçmi e më trimi: flasimë më të vjetrënë e më të mirënë gjuhë të farësë arjane.

Ata Shqipëtarë, që s'danë të çëmojnë kombin' e gjuhën' e tyre e s'i pëlqejnë e s'kanë turp të duanë të quhenë Tyrq, Greq, Shqeh a të tjerë, ata janë trathëtorë të çmëndur' e të paditurë. Qënj' e tyre është një turp i math për Shqipërin' e për kombinë shqipëtar. Sa i math turp kur një Shqipëtar, në rëmbat e të cilit Iëçin gjaku i Skënderbeut e i shokëvet të td, të poshtonjë kombin' e ti e gjuhën e mëmës së ti e të nderonjë një gjuhë të huaj, të cilënë përpiqetë ta vëndosnj' e ta përndamjë në vëndit t'asaj! Përpiqetë që djemt e ti e nipritʼ e stërnipritë të mos dinë shqip e të mos quhenë Shqipëtarë! I math turp për

Shqipërinë të ketë pjellë të këtillë djem! I math turp qënia e rojtj' e të këtillë njerësve rni faqe të dheut! Kush niunt të jetë m'i lik e m'i pështirë se ay që s'do e s'nderon mëmën' e ti, po e heth më një çip e i vjen turp të thotë q'është i bir' i saj?

Turp' i të këtillëve njerës është turp për mëmëdhenë tënë! Përveç dheut tënë nonjë vënt në botët s'ep të këtillë pemë të hidhurë! Kaqë të pasurë Shqipëtarë kanë prishurë gjithë gjën' e tyre për mbrodhësit të një kombërije, q'është armiku i kombërisë së tyre; për të bërë djemt' e tyre e të të vëllezrëvet të harojnë shqipenë e të mos quhenë Shqipëtarë! Këta s'janë armikë, s'ka fjalë për të quajturë këta trathëtorë të liq e të fëlliqurë! S'ka Shqipëtarë, thonë, Shqipëtarëtë s'jane komp më vetëhe janë Greq thonë ca, Tyrq thonë të tjerëtë, Shqeh, thonë ca të tjerë. O! sa fjalë e rëndë për gojët të një Shqipëtari! O, qysh ua nxë goja këbë fjalë faqezesvet!

Të këtillë njerës duhet të mos jenë në Shqipëri, as mi faqet të dheut; dheut i rëndojnë teprë këta tradhëtorë; s'i mban dot; të çporenë! Çdo Shqipëtar i vërtetë duhetë të përkujdesetë që të mos mbesë as një i këtillë Shqipëtar, se i sjellinë dëm e turp të math gjithë Shqipërisë e shqipëtarërisë. Çdo Shqipëtar duhetë të parënë të bëhetë vetë Shqipëtar i vërtetë, pastaj të bënjë të tjerëtë, sa të muntnjë më teprë. Të kujdesetë që të vejë mbarë e të përhapetë gjuha shqip, do-me-thënë të shkruarët' e të kënduarët' e gjuhës sanë e 'të shtohetë mësimi e diturija në gjuhët tënë. Me një fjalë, të përpiqetë që të jet' edhe kombi ynë një nga kombet' e qytetuarë e të ndrituarë. Po të përpiqemi gjithë për këtë punë, kombi ynë, me të qënë në naturët i xgjuar' e trim, në pakë kohë do të bëhet një

nga më të ndnituarët e nga më të qytetuarëtë kombe t'Evropësë.

Një komp i vjetërë, m'i vjetër' i kombevet t'Evropësë, Pelasgët' e qëmoçim të mbajtur' e të qëndruarë që nga kaqë mijë vjet e tëhu sikundr' ishinë, një komp kaq i vjetërë e me gjith këtë fort i ri, që tani po zë të lulëzonjë për së pare herë, një komp trim e i zoti me një kokë e me një ballë, që s'i ka edhe tjatërë, me një gjuhë të gjer' e të plottë, të bukur' e të lehtë, q'e mëson që me sisë të s'ëmësë, një kombd të këtillë, kush munt t'i dalë kundrej't, e kush munt t'i shkonja përpara?

O burrani, o Shqipëtarë! se në dashçim' e në u përpjekçimë, do të jemi një nga më të mirët' e nga më të ndrituarët' e kombevet t'Evropësë, që të na kenë nakar gjithë bota. O burrani! të mos na mbulonjë gjum' i mefshtërisë e i padituarisë, se, në ndënjçimë kështu, jemi të humburë. O! sa dëm i math e sa turp i rëndë të humbasë sot, në këtë kohë që edhe më të dobëtit' e kombevet po xgjuhen' e po lulëzojnë, një komp si Shqipëtarëtë, q'është mbajturë që kaqë mijë vjet e tëhu, në kaqë kohëra t'egëra! Një komp kaq' i mënçim e me një gjuhë të bukurë të humbasë nga padija e nga të mos pasurë gjuhë të shkruarë! Një komp kaqë trim e që s'e kurcen gjaknë fare të humbasë duke copëtuar prej kombeve të dobët' e të frikçimë! Mënt kemi, trimëri kemi, gjuhë të bukur' e të lehtë kemi, e të mos dimë a të mos duamë t'i përdorimë gjithë këto për të mirën tënë, po të rrimë me duar lidhurë a, ajo q'është m'e keqe, të punojmë për humbjet tënë, të nxjerrimë themelet' e kombit tënë me paditurit' e me verbërit të vet!

A jemi Shqipëtarë? Besa, feja, puna, kujdesa, dëshira jonë, mendimi ynë të jenë për Shqipërimë e për shqipëtarërinë. Të shpjemë gjuhënë përpara, ta xgjerojmë' e ta xbukurojmë me shkronja e me dituri; të hapimë shkolla, të mësojmë, të mos mbesë ndonjë Shqipëtar i paditur' e që të mos dijë të këndonj' e të shkruanjë; të ngremë shkollat' e huaja nga Shqipëria e ta mbushimë mëmëdhenë tënë me shkolla shqip; djemtë tanë në pakë kohë të mësojnë të këndojn' e të shkruajnë gjuhën e tyre edhe dituritë, q'u duhenë; me të qënë që gjuhënë e dinë vetiu e mundinë ta mësojnë në pakë kohë, do të kenë voli të mësojnë mjaft dituri; edhe bariu edhe bujku edhe mjeshtr' i murevet do të mos jenë pa dituri.

Këto punëra janë nga të drejtatë tona; kush të mos na lerë të punojmë në këtë udhë të së drejtësë e të mirësisë, na ka rëmbyerë të drejtënë nga dora jonë; ësht' e drejta jonë të përpiqemi me fjalë, me pëndë, me armë, që të çkëputimë të drejtënë tënë nga thonjt' e tyre që na e kanë rëmbyerë. Nukë duamë të rëmbejmë gjën' e tjatrit, po s'duam të lemë edhe gjënë tënë e të drejtën' e sheshit të na i rëmbejnë me pahir. Të përpiqemi për të drejtët tënë, për gjuhët tënë, për kombërit Itënë, për të mirët të kombit itënë; kush tbë na qëndronjë përpara e të na ndalonjë në këtë udhë të shënjtuarë, ta shtyjmë, ta rëzojmë, ta shkelim' e të shkojmë tutje! Të nxjerrrmë zënë, të thëresimë, të na dëgjonjë bot' e qytetuarë, të na ndihin' edhe ata në të drejtët të bekuarë, që duamë të mburojmë. Të mos trëmbemi nga gjëkafshë, të përpiqemi e të mos pushojmë gjer sa të fitojmë atë që kërkojmë; jemi në të drejtët, Perëndija është gjithënjë ndihmës' i të drejtëvet' Perëndija ësht' e drejta vetë!

O vëllezrë Shqipëtarë! Të mos na gjenjë si ata t'egërtit' e Avstralis' e t'Afrikësë, që ven' Evropjanëf e i gënjejnë me ca ruaza e me ca dragole të qeltërta. e pasqyra të pafillta e u marrin vëndet' e tyre nga dora. Të mos gënjehemi edhe na ashtu me ca copa pafillesh e qelqesh, që s'vlejnë gjë fare, e të lemë të drejtat' e kombit e të mëmëdheut tënë në duar të të huajet et'armikëvet tanë. Të thyejmë xgjedhënë, që po na rëndon mi xverkut që kaqë qiint vjet e !tëhu, të këputimë hekuratë, që po na shtrëngojnë këmbëtë, të hedhimë së sipërmi hijen' e rëndë, që po na shkel e po na shtyp e s'na le të marrëmë frymë! Të mos rrimë të mpit' e të ngrirë, të lëvizimë duar e këmbë, të tundemi e të lëkundemi, t'ecimë dlirë n'udhët të Perëndisë,. n'udhët të së drejtësë:

**PERËNDIJA, E DREJTA, KOMBI, GJUHA!**

**SHQIPËRIA, SHQIPËTARËRIA!**

Ja qëllim ynë! Ja puna jon' e shënjtuarë! Ja besa jonë! Gjith' ata që kanë këtë qëllim, janë vëllezëritë tanë! Në mest të Shqipëtarëvet të vërtetë s'ka nonjë rdarje, nonjë çarje, nonjë ndryshim! Janë të tërë vëllezrë, të gjiithë një trup, një mëndje, një qëllim,. një besë!

**F u n t**

# Disa shënime të përmbledhura rreth gjuhës së veprës

Vepra „Shqipëria ç’ka qënë, ç’është dhe ç’do të bëhetë”? ka, ndër të tjera, edhe një vlerë të madhe gjuhësore e letrare. Ajo është proza më e bukur e Sami Frashërit e ndofta edhe proza më e bukur shqipe e shekullit XIX. Gjuha e kësaj vepre, e krahasuar me atë të shkrimevet të mëparëshme të Samiut, paraqdtet më e punuar dhe më e lëmuar.

Në këtë vepër si edhe në shkrimet e tija të mëparëshme, Samiu ka përdorur një gjuhë, që, nga njëra anë, mbështetet shumë në shqipen e folur, të Shqipërisë jugore dhe, nga ana tjetër, ndjek traditën e shkrimit, që në shekullin XIX nisi me Naum Veqilharxhin dhe mori një formë më të kristalizuar me shkrimet e K. Kristoforidhit, të Sami Frashërit, të Naiim Frashërit, etj.

Të mbështeturit e Samiut në gjuhën e popullit duket qartë edhe në veprën „Shqipëria ç’ka qënë, ç’është dhe ç’do të bëhetë?” ku bie në sy ndër tjera:

1) Të përdorurit dëndur të trajtavet të fjalëve me fenomene fonetike, sidomos me asimilime bashkëtingëlloresh, që janë edhe sot mjaft të gjalla në toskërishten e folur. Kështu gjejmë te Samiu: U hodhë përtej denë (u hodhë përtej detnë, sot: përtej detit);

duallë (duallnë): u sulë (u sulnë); zjarrë (zjarmë a zjarrin) e kishinë në shumë nder; etj.

Samiu gjithashtu, duke u mbështetur në toskërishten e folur, fjalët, që sosin më një bashkëtingëllore të zëshme, i shkruan me bashkëtingëlloren e pazëshme korespondonjëse. Kështu ai shkruan komp, vënt, mënt, njerës, i math, lith, munt, etj. (për: komb, vend, mend, njerëz, i madh, lidh, mund, etj.).

Duke u ndikuar nga të folurit e krahinës së tij, ai ka përdorur edhe disa trajta nëndialektore si pshat, s'e pshehinë dot (për fshat, s'e fshehin dot). Po kështu tek ai gjejmë: duke psheturë; do të pshillenë etj. (për: duke u pështeturë a mbështetur; do të pështillen etj.).

2) Të përdorurit e formavet të rasavet gjindore, dhanore e rrjedhore shumës pa —v — krahas atyre me —v — si p.sh. „Në kohërat e fundit të Byzantinjet, kur këta ishinë dobëtuarë e s'u kish mbeturë fuqi as për të qeverisurë vëndetë, as për të qëndruar kuntrë armiqet,.. „Po kështu: „Romanëtë u dhanë funt Frygaset e Thrakaset; të miqet, të Shqehet, etj.

3) Të përdorurit e formavet të përcjellores e paskajores në diatezat pësore — vetëvetore pa pjesëzën u. Këto forma, që janë të gjalla edhe sot në disa të folura të Shqipërisë jugorë, do të kenë qënë më të rëndomta në kohën e Samiut, sepse i gjejmë edhe në shkrimet e Naimit e të autorëvet të tjerë korçarë si Mihal Gramenua, etj. Kështu gjejmë te Samiu: „...po duk me mos qënë të bashkuarë, duke (u) ndarë në shumë dega e duke (u) ngrën' e duke (u) vrarë në mes ts tyre, s'qëndruanë dot shumë kohë..— „Ay Shqiptar, që le vëllezërit e ti e ndahetë

nga Shqipëtarë, për të (për t'u) bashkuarë me armikët' e Shqipërisë, duke (u) hequrë prej bese, ay është tradhëtor…

4) Të përdorurit e ndërtimevet me parataksë (fjali të bashkërenditura) edhe në aso rasash, në të cilat shqipja e shkruar e ditëvet tona përdor hipotaksën (ndërtimet me fjali të nënrenditura).

P.sh. gjejmë te Samiu: "Tyrqitë zun' e po i muntninë një nga një këta zotërinj…" "Kombet' e tjerë të Tyrqisë s'Evropësë kanë zën' e po bëhenë gadi që kurthi …"

Por, nga ana tjetër, Samiu si edhe Kristoforidhi, Naimi etj. ndoqi edhe traditën e shkrimit të shekullit XIX, që u kristalizua sidomos në gjysmën e dytë të atij shekulli. Veçoritë kryesore të kësaj tradite, të pasqyruar edhe në veprën „Shqipëria ç'ka qënë, ç'është e ç'do të bëhet?", janë:

1) Të përdorurit e zanores -ë fundore (e në disa raste edhe jo-fundore) më shumë nga ç'ndihej edhe në toskërishten e folur të shekullit të XIX. Kështu Samiu, si rilindasit e tjerë, shkruan: „Pelasgëtë kishinë një besë të bukur' e vjershëtore. Besoninë gjithë shënjat' e natyresë e trupit' e qjellit; i falëshinë djellit, hënësë, yjevet të mbëdhenj të qiellit, revet, erësë, detit e të tjerave."

Sipas një shënimi të vetë Samiut në f. 4 të veprës së tij „Shkronjëtore e gjuhësë shqip" (Gramatika e gjuhës Shqipe), botuar në Bukuresht më 1886, kuptohet qartas se kjo zanore kish filluar të mos ndihej aqë shumë edhe në toskërishte, sidomos në fund të fjalëvet proparoksitone, si hekurë, zëmrë, motërë, hequrë, kishinë, etj.

Duke përdorur kaqë shumë zanoren -ë shkrimtarët e Rilindjes ndoqën shembëllën e shkrimtarëvet të vjetër

të veriut, prej të cilëvet ata (sidomos Kristoforidhi) njihnin mirë Budin e Bogdanin.

2) Të përdorurit e rasës së ashtuquajtur vendore, që në njëjësin e shquar del më *-t* dhe përdoret me parafjalë të tilla si *në* a *ndë*, *më* a *mbë*, *mi* a *mbi*, *me, për* etj. Kjo rasë është edhe sot e gjallë në disa të folme të Shqipërisë jugore e veriore, por Samiu si edhe rilindasit e tjerë e kanë përdorur atë shumë më dëndur se në gjuhën e folur, duke ndjekur, me sa duket, edhe në këtë pikë shëmbëllën ,e shkrimtarëvet tanë të vjetër. Ja disa shëmbëlla nga Samiu:

„Skënderbeu, kujt istoria s'i tregon nonjë shok a shëmbëllë në trimërit, në diturit të luftësë, në forcët si edhe në ditjet, në mendimt të drejtë, në njerëzit, n'ëmbëlsit të zëmrësë e në madhërit të shpirtit…"

„Gjithë zotërinjt' e të parët' e Shqipërisë u mbluadhë në Krujë, lithnë fjal' e kuvënt e dhanë besë që të përpiqen e të vdesinë për shpëtimt të mëmëdheut…"

3) Prirja për të afruar të dy dialektet e shqipes në të shkruar. Në veprën „Shqipëria ç'ka qënë, ç'është e ç'do të bëhetë?", kjo prirje vihet re sidomos në të përdorurit e disa trajtave fonetike të gegërishtes si edhe të disa fjalëve të fjalorit të gegërishtes.

Për sa i përket pikës së parë, në këtë vepër vëmë re se Samiu fjalët emër dhe armik i shkruan më dëndur sipas trajtavet gege emën, anëmik (kjo e fundit sipas gegërishtes së lashtë); po kështu tek ai gjejmë në këtë vepër edhe: eshtënatë (për eshtrat); dhetë, i dymbëdhettë, etj. (për dhjetë, i dymbëdhjetë etj.)

Përveç këtyre, Samiu ka përdorur në këtë vepër edhe ndonjë fjalë nga të fjalorit të gegërishtes, si fjalën shkodranishte qyr (kqyr), nga e cila ka formuar fjalët e prejardhura qyrës, qyrëri (për inspektor, mbikqyrje).

4) Prirja për të shkruar në një gjuhë të pastruar nga fjalët e huaja të panevojëshme dhe të pasuruar me fjalë të reja dhe me kuptime të reja. Është një gjë mjaft e njohur se shkrimtarët tanë të shekullit të kaluar, për të zëvendësuar fjalët e huaja të panevojëshme dhe për ta pasuruar fjalorin e shqipes me fjalë e terma diturake e shkencore, që asaj i mungonin, krijuan shumë fjalë të reja, ose u dhanë kuptime të reja disa fjalëve të gjuhës popullore.

Për sa i takon pikës së parë, d.m.th. krijimit të fjalëvet të reja, Samiu është një ndër ata që kanë krijuar shumë kësosh. Disa nga neologjizmat e tij kanë hyrë në përdorim të gjërë e disa jo. Kështu në veprën „Shqipëria ç'ka qenë, ç'është e ç'do të bëhetë?" ai ka krijuar fjalë të reja të tilla si Kryeministër, Kryeshkronjës (Kryesekretar), gjithurdhërim (republikë), gjithëmësime (universitetet), nënëkrye (nënëkryetari), nënëgastrë (rreth), nënkatundar (nënkryetar bashkie, qeverindar (prefekt, governator), nënëqeverindar (nënëprefekt); katundëri (qark, krahinë), letrëri, (letërsi), ushtare (kazermë); yjëvështronjë (observator), etj. etj.

Por, siç shihet, shumica e këtyre fjalëve të reja nuk kanë hyrë në fjalorin e gjuhës sonë. Më shumë fat kanë pasur fjalët e reja, që Samiu ka përdorur në veprën „Shkronjëtore e gluhësë shqipe". Disa nga ato fjalë përdoren edhe sot si terma gramatikore si: miemër (mbiemër), përemër, folje, rrokje, presje, etj.

Për sa i takon pikës së dytë, d.m.th. pasurimit të fjalëvet të gjuhës amëtare me kuptime të reja, edhe këtë mjet Samiu e ka çfrytëzuar mjaft në veprën „Shqipëria ç'ka qenë, ç'është e ç'do të bëhetë?", ku ai fjalë të tilla si krye, katundar, gastër, mes, mëngë, zë etj. i ka përdorur edhe me kuptime, që s'i kishte gjuha e folur (për këto shih fjalorthin në fund). Veç kësaj. të kihet parasysh se nga fjalë të tilla ai ka sajuar edhe të tjera fjalë si nënëkrye, nënëkatundar, katundëri, nënëgastër etj.

* * *

Por në veprën „Shqipëria ç'ka qënë, ç'është e ç'do të bëhetë?" vëmë re edhe disa veçori gjuhësore, që tregojnë se në disa raste Samiu është larguar pak nga gjuha e folur dhe më ndonjë rast edhe nga ajo e shkrimtarëvet të tjerë bashkëkohës, duke ndjekur kështu një rrugë të tijën. Këto veçori të gjuhës së Samiut duhen kërkuar sidomos në formimin e disa fjalëve si edhe në ndërtimin e disa periudhave me fjali të nënërenditura.

Për sa i përket pikës së parë, vlen të vihet në dukje se Samiu përdor trajta të tilla si *armikëri* (armiqësi), *kombëri* (kombësi), *mefshtëri* (mefshtësi), *mbrodhëri* (mbrothësi, përparim), *tregëri* (tregti), *dobëti* (dobësi), *i qytetuarë* (i qytetëruar), *i shenjtuarë* (i shenjëtuar) etj.

Po kështu ai përdor lidhëzën *me të qënë që* për *me qënë që*, etj.

Përsa i takon ndërtimit të periudhavet, në këtë vepër vemë re se Samiu në mjaft raste përdor periudha me ndërtime të thjeshta si të gjuhës së folur. Por në këtë vepër hasen dëndur edhe periudha të gjata e të ndërlikuara, të ndërtuara bukur me fjali të nënërenditura

gjithë farësh dhe shkallësh të ndryshme. Ja një shëmbëll e tillë:

„Kur u këthye Skënderbeu nga Syria, tek kish vajturë të lëftonte për Tyrqit, dëgjoi nga goj' e Sulltanit vetë q'i ati kish vdekurë; po duk me qënë që pas kuvëndit e pas besës, që kish lidhur i ati me Sulltanë, duhesh që një nga të bijtë të vinte në Krojë për të ndënjurë në fron't të t'et. Skënderbeu bashkë me vdekjen e t'et mësoi edhe vdekjen e të tre vëllezret të ti, të cilët s'muntninë të vdisninë nga Perëndia, kështu të tre për një herë".

* * *

Edhe nga këto pakë shënime të përmbledhura del qartë se vepra „Shqipëria ç'ka qënë, ç'është e ç'do të bëhetë?" ka për ne sot edhe një interes të madh gjuhësor. Ajo shquhet për gjuhën e saj të pastër, të bukur e të ëmbël.

Shaban Demiraj

# Fjalorthi i veprës

| | |
|---|---|
| Aforisëm | *çkishërim.* |
| Agalmë, ~a | *statujë.* |
| Anë (marr...) | *(marrë) pjesë.* |
| Armikërira | *armiqësi.* |
| Bojarëri, ~a | *principatë me një bojar a bujar në krye.* |
| Breshërimë | *breshër që zgjat a përsëritet.* |
| Byrynxhyke | *pëlhurë shumë e hollë mëndafshi.* |
| Copëmbledhës | *tagrambledhës* |
| Çkrepëtuarë (shkëmb...) (i) | *(shkëmb) me shkrepa.* |
| Çpenguarë (i) | *i papenguar, i lirë.* |
| Çpërmënt | *trullos, hutoj.* |
| Çpërnderë (i) | *i çnderuar, i turpëruar, i poshtëruar.* |
| Ditare | *e përditëshme, gazetë.* |
| Dliri | *liri.* |
| Dlirë (i) | *dlirë.* |
| Dobëti, ~a | *dobësi.* |
| Dorëhapuri, ~a | *shpirtmadhësi.* |
| Dragole të qeltërta | *vogëlsira prej qelqi.* |
| Dhekërkonjë | *gjeologji.* |
| Dheshkronjë | *gjeografi.* |
| Dheshkronjës | *gjeograf.* |
| Dhetregonjë | *gjeologji.* |
| Eksark | *Mëkëmbës.* |
| Farkuarë (me armë) (i) | *i ngjeshur (me armë).* |
| Fëmijë | *fëmdjë, familje* |
| Gastër | *krahinë, qark.* |
| Grekoman | *njeri (jo grek) pa ndjenja patriotike dhe i helmatosur nga propaganda shoviniste greke.* |
| Gurë të shkruarë | *mozaik.* |
| Gjithëmësime | *universitet.* |
| Gjithurdhërim | *republikë.* |
| Gjyqëri, ~a | *drejitësi-a.* |
| Gjyqëtore | *gjykatore.* |
| Hadëm | *skllav.* |
| Kadër, ~ri | *kuadër.* |

| | |
|---|---|
| Kallce | *tirq.* |
| Kamareshkronjës | *sekretar i përgjithshëm.* |
| Kanonas, ~i | *artiler-i.* |
| Katërçiptë (e) | *katrore.* |
| Katundar | *Kryetar bashkie.* |
| Katundëri, ~a | *bashki-a* |
| Kënetë | *kënetë, liqen.* |
| Kshlla, ~ja | *kazermë-a.* |
| Kolonjë, ~a | *koloni-a.* |
| Kolumbe | *kolube, kasolle.* |
| Kombëri, ~a | *kombësi-a.* |
| Kombërishte (Bankë) ~ | *(Bankë) kombëtare.* |
| Kreit (që) | *që në krye, që në fillim.* |
| Krerëtë | *kapitali.* |
| Krëhërë (të malevet) | *çukat e një vargu malesh.* |
| Krusmënë (I vë ~ trupit) | *e shkatërron (trupin).* |
| Krye | *kryetar, kapitull.* |
| Kryesi, ~a | *principatë e vogël.* |
| Kryeshkronjës | *Kryesekretar.* |
| Kumerqe | *doganë.* |
| Lathitnjë (të) | *(të) lajthitë, (të) gabojë.* |
| Lehcohetë (të) | *të lehtësohet.* |
| Letrarishte | *letrare.* |
| Letrëri | *letërsi, literaturë.* |
| Lëçin | *lëvrin.* |
| Livra | *libra.* |
| Mahis | *tall, habis, hutoj.* |
| Mbroth (Vete ~) | *vete përpara, mbarë.* |
| Mbrodhëri | *përparim, mbrothësi.* |
| Mbnron | *mbroj.* |
| Mburonjës | *mbrojtës.* |
| Medrese | *shkollë e mesme fetare muslimane.* |
| Mëfshtëri, ~a | *mefshtësi, të qenët i ngathët, pa gjallëri.* |
| Mes (mez, ~i) | *qendër.* |
| Mesës | *ndërmjtës.* |
| Mëngë | *gji deti.* |
| Mësim | *mësim; ushtrime ushtarake.* |
| Mijës | *major.* |
| Minstrë, ~a | *ministri-a.* |
| Mis | *anëtar.* |
| Musië | *muze.* |

| | |
|---|---|
| Myderriz | *mësues i fesë nëpër shkollat fetare.* |
| Myfti | *klerik i lartë mysliman.* |
| Ndrejtim | *reformë.* |
| Ndrituarë (i) | *i ndriçuar nga qytetërimi.* |
| Ndryshim (pa) | *(pa) dyshim.* |
| Ngarja | *arsyeja, shkaku.* |
| Nënëgastrë | *rreth.* |
| Nënëkatundar | *nënkryetar bashkie.* |
| Nënëkrye | *nënkryetar.* |
| Nënëqeveri, ~a | *nënprefekturë.* |
| Nënëqeverindar | *nënprefekt.* |
| Nënëqyrës | *ndihmës inspektor.* |
| Nënëshkruarje | *nënshkrim.* |
| Nom, ~i | *ligjë.* |
| Njerëzi, ~a | *të qenët i njerëzishëm.* |
| Njeritregonjë | *antropologji; shkenca që merret me studimin e njeriut.* |
| Pafille, ~ja | *teneqe-ja.* |
| Pafillta (të) | *prej teneqeje.* |
| Pakryesi, ~a | *mungesë kryesie a qeverie, anarki.* |
| Pandalje, ~n | *leje* |
| Paqeveri, ~a | *mungesë qeverie.* |
| Pasqyrë (për) | *(për) shëmbëll.* |
| Patrikëri, ~a | *patrikana e Stambollit.* |
| Përcipje, ~a | *sipërfaqe.* |
| Përdorme (pimëra) të | *(punë) dore.* |
| Përkthyerët (të) | *(të) lakuarit.* |
| Përpushton | *ngërthen, përfshin.* |
| Përqarkuarë | *rrethuar.* |
| Për, ~rrethuarë | *kufizuar.* |
| Përsëritët | *përtërihet.* |
| Përshkruarje | *letër këmbin, korespondencë.* |
| Poshtëri | *poshtëri.* |
| Poshtronj | *vë poshtë, mund, pushtoj.* |
| Prokopsetë (të) | *(të) bëjë prokopi.* |
| Pushton | *ngërthen, përfshin.* |
| Qeverindar | *prefekt, govemator.* |
| Qyrëri, ~a | *mbikqyrje.* |
| Qyrës | *mbikqyrës, inspektor.* |
| (të) Qyrurit | *të vështruarit, të mbikqyruri't.* |
| Qytetëri, ~a | *qytetërim-i.* |

| | |
|---|---|
| Qytetuarë (i) | *(i) qytetëruar.* |
| Rahënë | *rrahin, përpiqen.* |
| Raje, ~a | *njeri pa të drejta; kështu quhej i krishiteri në kohën e perandorisë Turke.* |
| Skrupullë (ua lidhë duartë...) | *kruspull.* |
| Stihi, ~a | *përbindësh-i.* |
| Synninj | *Myslimanët që nuk bëjnë pjesë në ndonjë tarikat.* |
| Shërbëtuarë | *shërbyer.* |
| Shëronjës | *mjek.* |
| Shkel (livra) | *shtyp (libra).* |
| Shkolla të para | *shkolla fillore.* |
| Shkolla të dyta | *shkolla të mesme.* |
| Shkronjë, ~a | *shkronjë, gjë e shkruar.* |
| Shkronjës | *sekretar.* |
| Shkronjëtor | *shkrimtar, historian.* |
| Shkronjëtore | *gramatikë.* |
| Shkruarje-përgjigje | *letërkëmbim, korespondencë.* |
| Shpresim | *shpresojmë* |
| Shqahëri dhe Shqehëri | *vendi i shqehëvet a sllavëvet.* |
| Shqahisht | *sllavisht.* |
| Shqehët | *sllavët.* |
| Shqipëtarëria | *Shqipëtari-a, të qenët shqiptar.* |
| Shqipëtaruarë (të) | *(të) shqiptarizuar.* |
| Shtaturëra | *statuja.* |
| Shtypëtore | *Shtypshkronjë.* |
| Tarikat, ~i | *urdhër fetar ndër myslimanët.* |
| Tellonë, ~a | *doganë.* |
| Tenzimat, ~i | *Vargu i reformavet turke të shek. XIX, për centralizimin e pushtetit, që u shprehën kryesisht me reformat e vjetvet 1839 dhe 1856.* |
| Trap | *shpellë maM.* |
| Tregëri | *tregëti.* |
| Trekta (të) | *me tregje.* |
| Unjtëri, ~a | *ultësi, -a.* |
| Urdhëtar | *oficer.* |
| Ushtare | *kazermë.* |
| Ushtar, ~vëntruanjës | *pjesëtar i gardës kombëtare.* |
| *Ushteria e gatijtë* | *ushtri rezervistësh.* |
| Ushtëri e mësimit | *ushtëri e rregullt me rekrutë.* |

| | |
|---|---|
| Ushtëri e ruajtjesë | *gjindarmëria.* |
| Urtë (i) | *i uritur.* |
| Uzurë | *kamatë.* |
| Vetë, ~a | *person.* |
| Vidhisurë (për të) ~ | *(për të) prishur e përmbysur.. (i)* |
| Vjejturë dhe (i) Vyerë | *i vlefshëm me vlerë. (të)* |
| Vyerëtë | *vlefta, të vlyerët.* |
| Voli | *mundësi, dobi.* |
| Ylema | *dijetarët e fesë myslimane.* |
| Yjvështonjë | *observator për vështërimin e yjevet.* |
| Zë | *tingull.* |
| Zëmrëmirësi, ~a | *të pasurit zemër të mirë.* |
| Zotëri, ~a | *sundim, zotërim.* |